# Humor

Contributed by Administratori

Anektodat e Nastradinit Në vend të parthënies: ÇKA DIMË (E ÇKA NUK DIMË) PËR NASTRADIN HOXHËN? Dimë mirë se në kohën antike shtatë qytete u grindën mes vete për të dëshmuar se i cilit nga qytetet është Homeri (autori i „Iliadës" dhe i „Odiseut"), por e dimë gjithashtu se tri herë më shumë popuj në botë u grindën për të dëshmuar se i kujt është Nastradini! E pra, Nastradini ka mundur mos të ekzistoj fare. Ku ta dimë ne tashti, ka ekzistuar apo nuk ka ekzistuar fare Nastradin Hoxha? Ne dimë dhe i kemi në dorë anekdotat e tija të shumta, dreqësitë e marifetllëqet e tij. Ato edhe do t'i kemi dëgjuar shpesh, dhe na kanë bërë të qeshim, apo jo? Se, një njeri i mençëm ka thënë: „Pikërisht për shkak se është aq e ngrohtë, qeshja është më e bukur nga çdo lule në këtë botë". E përse mos të qeshim edhe ne me anekdotat e Nastradinit, kur dihet tanimë se me to qeshin njerëzit që nga India e deri në Spanjë? Q'është e vërteta, shkencëtarët janë përpjekur të zbulojnë personin historik që do t'i përgjigjej Nastradinit tonë. Shkencëtarët turq, sikur gjetën dokumentin për të dëshmuar Nastradinin si figurë historike. Ata thonë se ai (Nastradini) ishte nga qyteti Akshehir, që është në lindje të Anadollisë, në Azi të Vogël. I ati i Nastradinit, me emrin. Abdullah, thonë se ishte imam xhamie. Thonë gjithashtu se Nastradini i vogël (sepse edhe njerëzit e mëdhenj - lindin të vegjël) u lind më 1206 në vendin e quajtur Horto, se u shkollua në qytetin Konj (ne shtrojmë pyetjen: a thua çfarë nxënësi do të ketë qenë?), se punoi në Kastamon (e sipas anekdotave ai nuk u dallua si punëtor i mirë, apo jo?) dhe se vdiq (megjithëse anekdotat janë të pavdekshme) më 1285 ose 1286! Por ec e beso se ka jetuar një njeri i tillë, kur thuhet se edhe mbi pllakën e varrit të tij, viti i vdekjes shkruan së prapthi: 6821 në vend 1286? Gojëdhëna për Nastradinin shkojnë edhe më larg, hyjnë edhe më thellë: thonë se ka varr në katër shtylla, pa rrethojë fare, po në derë ka një dry të punuar nga druri! ... Të tjerët thonë se varri i tij i përmbysur është gati për t'u rrëzuar tatpjetë por ka një çandërr në anën e sipërme, - pikërisht ku nuk duhet (që të rrëzohet më shpejt?). Dhe të tretët thonë se varri i tij është aq qesharak, saqë kalimtari që e sheh dhe nuk qesh me varrin e Nastradinit, i ngrihet qafa dhe i ngel koka e kthyer mënjëanë, si dënim! Po, ç'rëndësi ka në ekzistoi ose jo Nastradini, kur ai na la një thesar të hareshëm, plot mençuri popullore dhe u bë përfaqësues i shtresës së varfër duke vënë në lojë të gjithë, që nga mbreti e deri te gomari! Dreqësitë e tij janë gjithherë të përdorshme: ne me to ende vëmë në thumb vese e karaktere të dobëta njerëzore dhe i gërgasim të gjitha shtresat njerëzore. Figura e tillë si e Nastradinit sikur qe e domosdoshme edhe te popujt e tjerë, herët a vonë- E patën grekët e vjetër Diogjenin, e kanë gjermanët Til Oelshpigelin,.. Njerëzit do të kenë qeshur edhe më parë, do të qeshin e do të thumbojnë edhe tash e tutje. Shumë popuj hokatarë, hokat e veta ia ndajmbathën Nastradinit. Po hokat e tija edhe u përcollën brez pas brezi, lëvizën anekënd: secili popull i mori dhe ua dha ngjyrërat e veta, i veshi në kostume të veta. Ato u përvetësuan nga të gjithë.Në Ballkan për shembull erdhën me turqit osmanë, njësoj si edhe në shqipet, por Nastradini mbeti Nastradin: i vogël, i mprehtë, syqelë, i shkathët dhe, domosdo, i varfër, — i hipur mbi një gomar të lig, që bredh për të vënë në lojë atë që duhet vënë në lojë, që tall ata që e meritojnë talljen, që gërgat ata që nuk duhet lënë të qetë. Pra, qëllimi duket fare qartë: me një si marrash të gjenden marrashët e tjerë, sepse humori e satira qenë ushqim shekullor, sidomos për ata që u mungonte buka e gojës. Këtu edhe qëndron roli shoqëror i anekdotave të Nastradinit, ky është misioni i tyre social, kjo është porosia humane. Pavarësisht në ekzistoi a jo, Nastradini u bë figurë e rëndësishme e letërsisë gojore, qe me dreqësitë e veta, me mençurinë, me drejtësinë të mëkëmbë përvojën e popullit, përvojën e kultivuar brez pas brezi. Ja, pra, si dhe përse u sajua edhe ky libërth, lexues i nderuar. U zgjodh nga shumë të tjerë, për të arritur në duart e tua të vogla, njomske, fëmijërore. Ky është humor për ty, lexues i vogël, por nuk bën dëm nëse e lexojnë edhe prindërit e tu, kujdestarët e tu, mësimdhënësit e tu. Pikë së pari, nëse të intereson kjo, për bazë u mor libri i parë i botuar këtu e tridhjetë vjetë më parë, libër i hartuar nga Abdullah Zajmi, por qenë të domosdoshme edhe „Proza popullore e Drenicës", „Anekdota" - vëllimi i parë në botirn të Institutit Albanologjik në Prishtinë, poashtu disa edhe u përkthyen nga „Nastrudin Hoxha" në botim të „Svjetllostit" të Sarajevës, për t'u rrumbullakësuar sa më mirë mençuria e Nastradin Hoxhës. E kur t'i biesh në fund këtij botimi, ti lexues i vogël, me thuaj - a ka farë rëndësia në ekzistoi ose jo Nastradin Hoxha? A nuk do të të mjaftojnë anekdotat e tij, më në fund? Sepse, njerëzit shkojnë e vijnë po pas lënë veprat dhe nga të gjitha veprat, hareja do të jetë kryevepër, apo jo? ... Se, sikur kjo botë të kishte pasur më shumë Nastradinë, do të ishte më e mirë patjetër

ANEKDOTAT- DREQËSITË E MARIFETLLËQET E NASRADINIT NASTRADINI DHE FËMIJËT Kahdo shkonte Nastradin Hoxha, fëmijët i shkonin pas, e tallnin, luanin me të, e qortonin si askë tjetër në botë. Njëherë një i rritur e qortoi Nastradinin: — More Nastradin! Po ty fëmijët nuk të frikohen fare? —As unë nuk frikohem prej tyre! — ia bëri Nastradini trim.

QË TË MOS E DI UNË Nastradini njëherë u hidhërua shumë në gomarin e vet të padëgjueshëm dhe urdhëroi të birin: — Ketij gomari mos i jep të hajë, as të pijë! Le të ngordhë ky, sa më parë! Kur dolën jashtë ahurit, Nastradini i pëshpëriti të birit: — Unë thashë ashtu që ta tremb gomarin, që mos të më hidhërojë tash e tutje. Po ti jepi ujë e ushqim si zakonisht, por të mos e di unë këtë gjë!

SI SHKOJNË DITËT KËTU? Nastradini arriti për herë të parë në Vuçitërnë dhe derisa po shikonte me interesim, iu afrua një i panjohur dhe e pyeti: — A s'më thua hoxhë, ç'ditë është sot, këtu? Nastradini iu përgjigj: — Mik i dashur, nuk jam nga këtu. Për herë të parë jam në këtë sheher, kështu që ende nuk e di si shkojnë ditët e javës këtu. Më mirë pyetë di-kënd nga vendësit!

NË ROL TË KËNDESIT U ngrit Nastradini në mesnatë, doli jashtë e nisi të këndonte si këndes. Fqinjët që e dëgjuan, e pyetën

ç'po ngjet me të, ndërsa ai u përgjigj: — Paj, nesër kam shumë punë dhe do të dëshiroja të agojë dita e re sa më parë!

KUSH ËSHTË MË I VJETËR E pyetën Nastradinin: — Cili jeni më i vjetër? Ti apo vëllai yt? — Sivjet, unë jam për një vit më i vjetër se ai, po në vitin e ardhshëm do të jemi moshatarë unë e vëllai!

NUK TË DON TY, NËNË! Një lypës trokiti në derën e Nastradinit. Kërkonte bukë ai. Nastradini ngau te e ëma që ishte brenda dhe i tregoi. Nëna tha: — Biro, i thuaj lypsit: nuk është nëna këtu! Nastradini iu përgjigj nënës: — Po, ai nuk po të kërkon ty, por po kërkon bukë, nënë!

PESHQIT E MËDHENJ E DINË Babai i Nastradinit kishte zënë tre peshq në Dri. Nëna i fërgoi, por vetëm më të voglin e solli në sofër për drekë. Dy më të mëdhmjtë i fshehu nën sofër. Kur u ulën, Nastradini i përshpëriti, diçka peshkut të fërguar që ishte në sofër. — Çka po bën ashtu, Nastradin? — pyeti babai. — Po e pyes këtë peshk kur është dita e kijametit! — tha ai. — E po, çka po të thotë? — u hutua babai. — Po më thotë: jam peshk i vogël unë, por pyeti ata dy peshqit e mëdhenj që i ka fshehur në-na nën sofër. Ata dinë më shumë se unë, tha Nastradini.

NJË ME NJË Nastradini ecte rrugës pas gomarit për midis të Shkupit, një ditë vape. Kishte hequr dollomanë dhe e kishte vënë mbi samar sepse bënte vapë. Dikushi për ta tallur Nastradinit, ia vodhi dollomanë. Nastradini e pyeti gomarin: — Ku është dollomaja ime? Por gomari nuk fliste. Atëherë Nastradini i hidhëruar ia hoqi gomarit samarin dhe e vuri në shpinë të vet duke thënë: — Kur të ma kthesh dollomanë time, ta këthej samarin tënd.

A RRITET LITARI?Babai e dërgoi Nastradinin në pazar që t'i blejë një litar: — Më blej një litar! — i tha. Nastradini shkoi dhe u kthye saora. Kur i jati e pyeti ae kishte blerë litarin, ai iu përgjigj: — Jo, nuk e bleva; ti vërtetë më tregove gjatësinë e litarit por nuk më the për sa kohë mund të rritet litari aq sa e kërkon ty.

BËJ ÇKA E KAM NË MENDË! Në një fshat të Gollakut Nastradini i mblodhi fshatarët dhe u tha: — Ose më jepni ushqim, ose e bëj çka e kam në mend! Fshatarët u trembën dhe i dhanë gjithë ç'patën. Kur u ngop Nastradini mirë e mirë, ata s'u du-ruan pa e pyetur ç'kishte pasur ndër mend t'i bënte fshatit. Ai tha: — Kam pasur ndër mend të shkoj në fshatin tjetër — në bukoviç!

SI RUHET DERA E SHTËPISË? Nëna e Nastradinit vajti dikah dhe porositi të birin ta ruante derën e shtëpisë. Nastradini ndenji gjatë në prag të derës, u merzit, nisi të luante me fëmijë dhe hajni e bëri atë që kishte pasur ndërmend. Kur u kthye nëna, e pa ç'kishte ngjarë dhe e pyeti të birin: — Përse nuk e ke ruajtur derën e shtëpisë, Nastradin? Nastradini u përgjigj: — Po, besa, derën nuk e ka gjetur gjë e ligë, e ti nuk më the ta ruaj shtëpinë, po derën

DUKE KËRKUAR GJUMIN Në Shkup ishte e ndaluar të shëtisje rrugëve natën vonë. Jeniçerët silleshin rrugëve dhe merrnin masa kundër bredhësive. Një natë e zunë Nastradinin. — Ç'bën kaq vonë që sillesh rrugëve? — e pyetën me hidhërim. Nastradinit iu mor goja dhe mezi tha: — Paj, rashë të flija, po e kisha lënë derën çelë dhe gjumi më kishte dalë jashtë, kështu që dola ta kërkoja!

KUSHTI I FITUAR Njëherë Nastradini në lojë me fëmijë hasi një dru të lartë dhe u tha fëmijëve se do te hipte në majë, nëse ata ia paguajnë një gjysmë akçe (para e vjetër). Fëmijët mblodhën sa patën, bëne një gjysmë akçe dhe Nastradini pasi i rrasi paratë në xhep, tha: — Sillmini shkallët! — Me shkallë është lehtë dhe ne nuk jemi marrë vesh që të hypësh me shkallë, se me shkallë ia del gjithkush! — kundershtuan fëmijët. — E, as të hip pa shkalle nuk jemi marrë vesh! — tha Nastradini dhe fitoi kushtin.

KOKA PA MISH Babai i dha Nastradinit të vogël dy akçe për t'i blerë një kokë qengji sepse babait i hahej shumë. Ai doli, e bleu, por kur kthehej rrugës e hëngri tërë mishtë e kokës së qengjit. Para të jatit vuri vetëm rrashtën e thatë të qengjit. — Ç'është kjo? — pyeti babai i hutuar. Është kokë qengji, baba! — tha Nastradini i vogël. — Po ku i ka veshët? — pyeti ai. — Kishte qenë e shurdhër! — tha Nastradini. — Po sytë — pyeti baba sërish. — E po, baba, kishte qenë qengj i verbër! — tha ai. — Besa, as gjuhë nuk paska, biro! — u hutua babai. — Qengji ka qenë mëmec, baba! — tha vogëlushi. — Ama, as një grimë mish nuk e ka kjo kokë! — tha babai. — E po, ka qenë një qingj i ligë, baba! — tha ai. — Atëherë përse e bleve kështu këtë kokë qengji, — u hidhërua babai. — E bleva, baba, sepse i kishte dhëmbët shumë të mirë. I sheh sa të mprehtë i ka? — ia bëri Nastradini dhe doli jashtë.

MË DHIMBSET ARA IME Kau i huaj hyri në arë të Nastradinit. Nastradini më kot e ndoqi kaun me hu: as e zu, as e që-lloi. Po, pak më vonë, të njëjtin ka e pa të zënë në zgjedhë të fqinjit. Atëherë mori një thupër, u afrua dhe po e qëllon kaun. — përse po e rrah kaun tim? — pyeti fqinji. — Ti, hesht! E di kau vetë përse po e rrah! — tha Nastradini dhe vazhdoi ta qëllonte. — Por, Nastradin, po më dhimbset kau! — ia bëri fqinji. — Mua po më dhimbset ara ime! — tha Nastradini.

DUA UJË E JO DAJAK! Hyri hajni në shtëpinë e Nastradinit. Familja e hetuan hajnin dhe i thanë Nastradinit që ta kap-te.Ai ngau pas hajnit, e hajni me vrap u hodh përkrye murit të oborrit. Nastradini mezi ia kapi opangën hajnit, por ajo ishte e ndyrë dhe ia përleu duart. Babai i Nastradinit po afrohej nga pas me një stopërlak dhe kur e pa Nastradini, duke u frikuar se babai do ta rrahte këtë që i shpëtoi hajni nga duart, tha: — Nuk më duhet dajaku, baba, po një shtambë me ujë që

të pastrohem se jam bërë me baltë!

GOMARI ËSHTË KTHYER MBRAPSHT Nastradini deshi t'i hypte gomarit një ditë, e ngreu këmbën dhe iu hodh në shpinë mbrapsht: me kokë nga bishti. Ata që ishin pranë, e panë dhe e pyetën: — Po përse je kthyer mbrapsht, Nastradin? — Jo unë, jo, po gomari është kthyer si nuk duhet! — tha Nastradini.

NËNA MË E RE SE I BIRI Ishin mbledhur gratë në shtëpinë e Nastradinit dhe me nënën e tij bënin llafe, e herë pas herë e pyesnin shoqja-shoqen edhe për vjetët. Nëna e Nastradinit thoshte se ka shtatë-tetëmbëdhjetë vjet, edhe pse Nastradini i kishte mbushur të katërmbëdhjetat. Këtij më në fund nuk iu durua pa i thënë nënës: — Ti nëna ime, vetëm edhe dy-tri vjet rri në këtë moshë që thua se je, të zë unë, e kur të bëjmë vjet njësoj, rritemi bashkërisht!

DIELLI APO HËNA? Në mejtep, mësuesi pyeti nxënësit se a më i rëndësishëm është hëna apo dielli. Gjithkush u përgjigj në mënyrë të vet, por kryesisht nxënësit u pajtuan se më i rëndësishëm është dielli. Vetëm Nastradini u ngrit e tha: — Jo, hëna është! Se dielli del ditën, kur shohim dhe as që mund ta shndërrojë ditën në natë mungesa e tij e bën edhe pa të. E hëna del natën, na bën dritë kur është terr!

QURANI I MENÇUR Një ditë tregu Nastradini pa një zog të bukur e të vogël që shitej dhe blerësit ofronin shumë para. Pa e zgjatur më shumë, u kthye në shtëpi, mori quranin e doli në pazar. Por blerësit nuk i ofruan para sa kërkonte ai dhe ai tha: — Po pak më parë, një zog shumë më i vogël se qurani im u shit për dymbëdhjetë duket! — Por ai zog ishte papagall që di të flasë! — i thanë njerëzit që ishin grumbulluar rreth qura-nit të Nastradinit. — E nëse ai zog di të flasë, qurani im di të mendojë në heshtje edhe më mirë se ai! — tha.

A MASHTROHET NASTRADINI? Një mendimtar kishte dëgjuar shumë për Nastradin Hoxhën edhe erdhi për ta mashtruar në Prizren. Kur hyri në qytet e gjeti një njëri që ia kishte dhënë shpinën një muri dhe e mbante: - po e kërkoj Nastradin Hoxhën, —tha i ardhuri. — Erdha të mashtroj! — Shumë mirë, — tha Nastradini, — unë e njoh Nastradinin, po ma mbaj ti këtë mur të mos rrëzohet deri sa ta sjell Nastradinin, se e di ku gjendet ai. Njeriu ia dha shpinën murit kotnasikoti e Nastradini shkoi në punë të vet.

MIELLI NË LITAR Erdhi fqinji te Nastradini dhe ia kërkoi litarin në të cilin teren rrobat. Nastradini pasi hyri brenda, doli jashtë e tha: — Besa, nuk mund ta jap se po ter miell në litar! — E po si teret mielli në litar, Nastradin? — pyeti fqinji i hutuar. — Or fqinji im i dashur, kur dikush nuk e ka ndërmend të ta huazoj litarin, ai bën çka të dojë me litarin!

PREJ MALLIT TË MADH Para derës së Nastradinit përftoi qerrja e Nastradini që qëlloi lakuriq, edhe pse kishte dëshirë të hypi në qerre. Por qerrexhiu nuk e priti fare, e Nastradini doli vrap siq ishte, lakuriq. Po kur hyri në Rahovec, rreth tij u mblodhën njerëz dhe e pyetën përse kishte ardhur ashtu si ishte. Ai u përgjegj:— More, aqë shumë më ka marrë malli për ju, saqë paskam harrua të vishem!

MISHI DHE MËLQIA Nastradini bleu mëlqi po kur po ecte rrugës,. sorra ia rrëmbeu nga dora e fluturoi lart. Në atë çast një njeri që kishte blerë mish po vinte rrugës dhe Nastradini pa një pa dy ia rrëmbeu mishin njeriut e mori të ikte. Njeriu thirri në ndihmë: — Mbajeni, se ma mori mishin tim! — Mbajeni, se ma mori mëlqinë time, — bërtiste edhe Nastradini pas sorrës.

NASTRADINI DHE MBRETI Mbreti, që shëtiste tebdil (i maskuar) e hasi Nastradinin e vogël derisa shkonte në shkollë dhe ia dha një lirë. — Merre këtë lirë dhe blej sheqerka! — tha mbreti. — Jo, nuk guxoj, se më rrah babai! — tha vcgëlushi. — Por, ti thuaj se ta ka dhënë mbreti dhe ai nuk do të të rrahë, — tha mbreti. — Nuk mund t'i them, se babai im e di se mbreti nuk e jep vetëm një lirë. E nëse ju ma mbushni strajcën me lira, baba im beson pastaj! — tha.

ÇORBA E VALËT Gruaja e Nastradinit kishte zier qorbë për darkë dhe ajo e para e provoi, por çorba e valët dogji aq shumë saqë asaj i shkuan lotët atë çast. Nastradini kur e pa, e pyeti: — Përse qan, mori? Është çorba e nxehtë? — Nuk është, por qaj se më ka vdekur babai e ai e adhuronte shumë këtë çorbë! Fill pastaj Nastradini mbushi lugën çorbë, por ajo e dogji edhe më shumë. Gruaja ia pa lotët: — Përse qan ti, Nastradin? — e pyeti ajo. — Qaj, sepse ty të ka vdekur babai, të ka, vdekur nëna, e nuk ke vdekur edhe ti me ta! — ia bëri ai, me gojë të përvluar.

SHKALLËT SHITEN GJITHKUND Nastradinin e mori malli për pemë, mori shkallët, iu afrua pemës së fqinjit dhe hipi lart. Fqinji e kishte shikuar gjithnjë dhe doli, iu afrua dhe e pyeti: — Çka kërkon këtu, Nastradin? Çka po bën? Nastradini u zu ngushtë: — Paj, po shes shkallë, or ti! — tha. — Po a këtu shiten shkallët? — pyeti fqinji i hidhëruar. — Or budalla, po a nuk e ke ditur se shkallët mund të shiten kudo?!

IA NDIEN ERËN Nastradini po mendonte në varfëri të vet: të kisha njëzet akqe, do të bleja mish. Ta kisiha një vegësh, do të marrja hua dru te fqinji dhe çfarë çorbe do të kisha mbaruar, se... Po atë çast, në derë u duk fëmija i fqinjës me një enë në dorë. — Çdo ti këtu? — pyeti Nastradini i hutuar. — Po, nëna është e sëmurë dhe po i hahet çorba! — ia bëri ai. — More, unë vetëm sa e mora me mend e prej nga ia ndjeu erën çorbës ajo? — pyeti Nas-tradini i mejtuar.

GOMARI DO KËNGË Subashës i kishte humbur gomari dhe njerëzit e subashës u nisën ta kërkojnë. Nasitradinin e hasin në rrugë dhe e porositën nëse e sheh kund gomarin e subashës, t'i lajmërojë. Nastradini vazhdoi rrugën duke kënduar. Njëri e hasi dhe kur mori vesh hallin e Nastradinit, tha: — Po ti nuk je brengosur fare për gomarin e subashës? Edhe po këndon. — ia bëri njeriu. — Pikërisiit gomari i huaj kërkohet me këngë! — tha Nastradini dhe vazhdoi më tutje.

BJERI FYLLIT TI Nastradini përgatitej për Qabe. Para nisjes për haxhillëk, u mlblodhën ta përcillnin dhe secili e porosiste Nastradinin për diçka. Po aty qëlloi një fëmijë, që nxori një akçe, ia dha Nastradinit, duke e lutur që ti blejë një fyell në Qabe. E, djali i mirë, ti qysh tash luaja gishtërinjtë fyellit, e për këta të tjerët, shohim e bëjmë!

S'JAM BUDALLA POR JAM FËMIJË Kur ishte i vogël, Nastradinin e dërgoi i jati në mulli, që të bluante drithin. Ia ngarkoi dy thasë drith gomarit dhe e nisi. Por kur u blua drithi i Nastradinit, mullisi e pa Nastradinin tek po merrte miell nga thesi i huaj dhe po i mbushte ende të vetët. — Çka po bën? A mos je budalla? — u hidhërua mullisi. Nastradini u përgjigj: — Po të isha budalla, kisha nxjerrë miell nga thesi im dhe e kisha shtirë në të huajin, por jam fëmijë. A s'po sheh, a?

AMANETI I NASTRADINIT U sëmur Nastradini dhe njerëzit i shkuan ta vizitojnë. Po ai ishte i sëmurë rëndë dhe ata e pyetën në do t'u linte atyre ndonjë amanet. — Po, e kam një amanet, — tha Nastradini. — Amanet po ua lë, që kur të vizitoni ndonjë të sëmurë si unë, mos rrini shumë!

MERRE EDHE TI NJË Një njeri ia dha Nastradinit dhjetë pata për t'i ruajtur, por ai në mbrëmje i ktheu vetëm nëntë. Kështu nisi grindja. Njeriu që ia kishte dhënë patat, nuk dinte të numronte, ama e shihte se një mungon, dhe në fund u morën vesh t'i sjellin cthjetë njerëz, që secili të marrë nga një patë, e të shohin a janë në numër patat. I sollën njerëzit dhe kur secili mori nga një patë, pronari ngeli pa të, — A sheh, Nastradin? Nëntë janë, e nuk janë dhjetë! Unë nuk kam patë fare? — tha pronari. — E po kush të ka faj që nuk e more edhe ti një kur ishin në tubë? — tha Nastradini.

LOPËS MOS I SHIKO NË QITAP Kadiu e pagoi Nastradinin qi t'ia ruante lopët. Po Nastradini bashkë me lopët e kadiut e merr-te edhe një lopë të veten që kishte. Dhe ngjau që pikërisht lopa e Nastradinit ta shpërthente lopën e kadiut, dhe vaj halli për Nastradinin. Nastradini ngarendi te kadiu e tha: — Kadi i nderuar, lopa jote e shpërtheu lopën time! — Po ç'të bëj unë? Për hajvanë nuk ka gjyq as ligj! — tha kadiu. — Ama, ç'po flas edhe unë? Po lopa ime e ka shpërthyer lopën tënde, kadi! — tha Nastradini. — E, he... prit njëherë të shikoj në qitap, Nastradin! — ia bëri kadiu. — E jo! Pasi lopës sime nuk i shikove në qitap, nuk do t'i shikosh as tëndës! — tha Nastradini.

SHTËPIA NË RROTË Nastradini ndërtoi një shtëpi të vogël sa të ketë kulm mbi kokë. Por të parët që erdhën, i thanë se derën është dashur ta linte në lindje dhe jo në perëndim. Sa shkuan ata, ky e mbylli derën në perëndim dhe hapi derë në lindje. Erdhi pala tjetër dhe i thanë: — Ahu, përse vrak e ke lënë derën në veri? Shkuan ata, ky e mbylli derën në lindje dhe e hapi derën e re në veri. — Përse nuk e ke lënë derën në jug? — e qortuan pala e tretë. Nastradini i hidhëruar, ndërtoi katër rrotë, e vuri shtëpinë mbi to, dhe kah i thoshte kush — ia kthente derën ...

DHURATA PËR MBRETIN Nastradini mori dy fiq dhe një pjatë e shkoi te mbreti. Rojën e lajmëroi se ka dhuratë për mbretin. Kur hyri te mbreti, para tij vuri pjatën e pastaj në pjatë nxori dy fiq. Mbreti, edhe pse e dinte se çka janë fiqtë, e pyeti: — Çka janë këta, Nastradin? — Këta janë fiq, i dashuri mbret! — tha Nastradini. — E çka shërbejnë këta? — pyeti rnbreti për ta tallur. — Këta shërbejnë për t'u ngrënë, lartmadhëri! — tha Nastradini dhe mori njërin fik në sy të mbretit, e rrasi në gojë dhe e hëngri. Pastaj fikun tjetër e ndau përgjyismë: — E mund të hahet edhe kështu! — ia bëri, hëngri gjysmën e fikut tjetër, pastaj edhe gjysmën e fundit që do të thotë se i hëngri të dy fiqtë. Mbreti ngeli me gisht në gojë.

DËSHIRA ËSHTË DËSHIRË Nastradini e kishte një ka të madh që kishte brirë aq të mëdhenj e të bukur saqë ai nuk kishte dëshirë më të madhe se t'i hipte njëherë dhe t'i ulej këmbëkryq midis brirëve. Por një gjë të tillë as që mund ta bënte kur kau ngrihej më këmbë, prandaj njëherë e gjeti të shtrirë dhe iu afrua përvjedhtas. Po sapo iu hodh midis brirëve, kau u tremb, kërceu në ajër dhe Nastradinin e përplasi për tokë. Nastradini duke u ngritur me shumë dhimbë, ia bëri: E vërtetë se më dhemb, por dëshirën time e plotësova!

GABIMI ËSHTË NË QYP Nastradini kishte punë me kadiun, por ai e dinte fare mirë se nuk mund të fitonte në gjyq nëse kadiut nuk i jep ryshfet. Kështu ai mori qypin, e mbushi baltë e në krye i hodhi pak mjaltë. Pastaj ia dha kadiut, kështu që ai vëndosi në favor të Nastradinit. Nastradini mori vendimin e kadiut e iku. E kadiu në shtëpi, posa e rrasi lugën pak më thellë në qyp, i doli baltë në vend të mjaltit. Atëherë dërgoi t'ia binin Nastradinin. — Nastradin. Ma jep atë vendim të gjyqit që ta dhashë dje, se ka një gabim e duhet ta korigjoj! — Të falem nderit, kadi, vendimi im nuk ka asnjë gabim. Gabimi është në qyp!

I KANË HARRUAR SHKRONJAT Nastradini pa se fqinji ka dasëm të madhe, mendo e çmendo si t'i shkonte në gosti dhe ç'të bëj tjetër, pos morri një letër të bardhë, e palol mirë e mirë dhe shhkoi në dasrnë si të ishte i ftuar edhe ai: — Këtë letër ia solla të zotit të shtëpisë, — ia bëri, hyri brenda dhe menjëherë u ul në sofër. I zoti i shtëpisë e hapi letrën por aty nuk

kishte asgjë të shkruar. — Nastradin, këtu nuk shkruan asgjë! — ia bëri ai Nastradinit që hante me nguti. — I kanë harruar shkronjat prej gëzimit që keni dasmë! — tha Nastradini tashmë i ngopur fare mirë.

A SHET TURSHI TI A UNË? Nastradini vendosi të merrej me tregti dhe pikërisiht vëndosi të shes turshi në Prishtinë. Bleu turshi e vegla, i ngarkoi turshitë në gomarë e doli në çarshi. Por gomari ishte mësuar që saherë të kalonte pranë një shtëpie, të gjallmonte, kështu që kjo ngjau pikërisht pak para se të bërtiste Nastradini: „urdhëroni, turshi urdhëroni turshi". Nastradini i hidhëruar iu drejtua gomarit! — Po ngadalë njëherë, or ti; a po shet turshi ti, apo po shes unë?!

ME PAPUÇE MAJË LISIT Ishin mbledhur shumë fëmijë përfundi një lisi. Atë çast po afrohej Nastradini që kishte të mbathura vetëm papuçet dhe fëmijët saora shpikën një dredhi për t'ia marrë papuçet. — Nastradin! Në këtë lis nuk ka hipur njeri! - ia bënë fëmijët posa u afrua ai. — Unë mund të hip! — tha Nastradini, hoqi papuçet dhe i rrasi në xhepa. Pastaj hipi dhe ndërsa ishte në lis, fëmijët e pyeten: — Po përse i more papuçet në xhep? — Paj, kur kam dalur nga shtëpia, nuk ma ka marrë mendja se më ndodhë të hipëm në lis, e tashti që hipa, edhe pse nuk ma merr mendja, mund të ngjajë që të më dalë ndonjë rrugë prej këtu, kështu që thashë të më qëllojnë papuçet pranë

A MË BESON MUA APO GOMARIT? Fqinji ia kërkoi gomarin Nastradinit për të shpenë një barrë drithë në mulli. Nastradini i tha se gomari kishte shkuar në pyll për drurë. Po atë çast, gomari gjallmoi prapa ahurit, si për inatë të Nastradinit. Fqinji paksa i nervozuar iu kthye Nastradinit: — Ja ku qenka gomari, Nastradin! — Unë të thashë se ka shkuar në pyll për drurë, e ti, a më shumë më beson mua apo gomarit, or shoq?!

TI PO MA KALUAKE EDHE MUA! I sollën Nastradinit një tepsi me bakllava, por ai ngutej dhe e vuri në raft derisa të kthehej. Por kallfi, si shakaxhi i madh që ishte, i nxiti fëmijët që ta hanë bakllavanë, edhe pse Nastradini para se të shkonte, kishte porositur mos ta hanin fëmijët bakllavanë se mund të jetë e helmuar. Fëmijët e hëngrën bakllavanë deri në fund, ndërsa kallfi, para se të kthehej Nastradini, mori thikën dhe e theu përgjysmë. — Përse e ke thyer thikën? — ishte pytja e parë e Nastradinit posa u kthye në shtëpi. Kallfa sikur nisi të qante: — Nastradin thikën e theva duke ia mprehur majën lapsit me të cilin duhej të bëja llogari dhe nga frika që m'u thye thika, desha të hidhem në bunar. Por ikur mu kujtua bakllava e helmuar, e hëngra që të vdisja sa më parë. U ula e hëngra, e po ja, ende nuk kam vdekur... — dhe vazhdoi të qante me zor. — Ore, ti po ma kaluake edhe mua me dreqësitë e tua! — i tha Nastradini kur e kuptoi dredhinë.

DËSHMITARI I RREMË Një njeriu i duhej një dëshmitar i rreme në gjyq dhe ai e gjeti Nastradinin. Nastradini duhej të deklaronte në gjyq se në thasët që ky njeri i kishte shitur, kishte pasur grurë e jo tërshërë. Po në gjyq, Nastradini në vend që të thoshte „grurë", siç e kishte këshilluar ai, gabimisht tha se në thasë kishte tërshërë. Ai e preku pak Nastradinin që t'ia sillte në mend marrëveshjen e të thoshte se në thasë ka pasur grurë e jo tërshërë, po Nastradini tha: — Njësoj, si grurë si tërshërë, meqë unë jam dëshmitar i rremë.

PATAT ME NJË KËMBË Nastradini u nis t'ia dërgonte Timurlenit një patë të pjekur, por gjatë rrugës nuk u durua pa e ngrënë njërën kofshë. Kur arriti te ai, Timurleni e pyeti: — Nastradin, ku është këmba tjetër? — Te ne patat kanë vetëm një këmbë, lartmadhëri. Nëse nuk beson, ja shikoji nëpër dritare! — ia bëri Nastradini. Dhe vërtetë, disa pata në livadh pushonin në nga një këmbë. Timurleni urdhëroi njerëzit e vet dhe ata i tremben patat, kështu që ato ikën në dy këmbë. Atëherë Timurleni i tha Nastradinit: — Folë veç, Nastradin! A sheh se patat kanë nga dy këmbë?! — Hë, po sikur të të trembnin edhe ty siç i trembën ato, jo në dy, po në katër këmbë do ta kishe marrë vrapin!

SA GOMARË JANË? Ia dhanë Nastradinit dhjetë gomarë që t'i grahte deri në Shtimje. Ai i hipi njërit e nëntë të tjerë i vuri përpara. Rrugës i ra në mend t'i numëronte, por kur i numëronte, i dolën nëntë. — Kuku për mua! — ia bëri. — Një më paska humbur rrugës! Zbriti, kërkoi paksa, I numëroi sërish, dhe i dolën dhjetë, aq sa duhej të jenë. Po dreqi nuk e la rehat: i hypi gomarit dhe kur i numëroi, përsëri, i dolën vetëm nëntë! Zbriti, kërkoi cazë, i numëroi: dhjetë se dhjetë... Pak më vonë, i hypur mbi gomarë, i dolën vetëm nëntë! Veç që nuk lujti mendsh. Dhe kur e hasi një kalimtar e ia tregoi fill e për pe hallin që kishte, njeriu qeshi, duke i thënë: — Po, a e ke numruar edhe gomarin të cilit i ke hypur, ore? — Mirë e ke ti. Dhe unë do të ecë këmbë që tani e t'i kem dhjetë gomarë sa m'i kanë dhënë! — dhe vazhdoi në këmbë.

A KA FAJ HAJNI? Nastradinit ia vodhi hajni gomarin. Ai të nesërmen ua dëftoi hallin miqve dhe ata nisën ,ta qortonin: — Përse nuk e ke mbyllur mirë derën e ahurit? — i tha njëri. — Përse nuk e ke ngritur murin më lart? — pyeti tjetri. — E po si nuk e ke dëgjuar fare? Gomari nuk shtihet në xhep që të vjedhet aq lehtë! — e qortoi i treti. — E po ku ke qenë ti kur të ka vjedhur ai? — pyeti një që rrinte më larg. — Mbase nuk e ke ndryrë mirë kapinë, Nastradin! — ishte vërejtja e të pestit, e kështu me radhë. Nastradini, që u lodh duke i dëgjuar qortimet, më në fund u tha: — E po, ju të gjitha fajet mi latë mua! E hajni, a ka ndopak faj ai, o njerëz?!

PULAT E KANË NJË GJEL Fëmijët e shpurën Nastradinin e vogël në banjë, me qëllim që ta gërgasin e të argëtohen me të. - Eni që secili prej nesh të bëjmë nga një ve si pula! — i thanë ata dhe u cunxuan si pulat në çerdhe e kur u ngritën secili nxori nga një ve në dorë, ve që kishte sjellë fshehtas që nga shtëpia për ta mashtruar Nastradinin. Nastradini njëherë i shikoi i hutuar, e pastaj vuri duart në të dyja anët e gojës e nisi të këndonte si gjeli. — Çka po bën ashtu, Nastradin! — e pyetën fëmijët. — E po, gjithë këto pula, nuk është e mundur të mos e kenë një gjel! — u tha ai.

NASTRADINI SI BILBIL Me të kthyer nga mejtepi,* Nastradini i uritur "bërtiti që nga dera e oborrit: — Nenë, unë jam i uritur! Meqë dreka nuk ishte gadi, nëna theu një copë buikë thekre, ia dha duke i thënë: — Haje këtë, dhe flij pak deri sa të bëhet dreka gati! Nastradini doli me atë copë buke në rrugë sepse nuk i hahej pa asgjë tjetër, prandaj kërkonte diçka për ta ngjyer bukën. Posa i pa zerdelitë** e fqinjit, Si hipi mbi gardh e nisi të hante. Por fqinji e pa: — Ç'bën aty, përdesuz? — i bërtiti ai. — Bilbil jam unë dhe kam hipur këtu të këndoj! tha Nastradlni si nga pushka. — Pasi je bilbil, a mund të na thuash një këngë? — e talli fqinji. Nastradini u përpoq ta imitonte zërin e bilbilit, por kot. — Po çfarë bilbili më je ti? — e talli fqinji. Bilbili këndon bukur e ëmbël, e ti veshët m'i shpove! — Ehe, unë jam bilbil fillestar, Ende nuk kam mesuar të këndoj. Prej meje as duhet të kërkohet më shumë — tha Nastradini.

ME SHËNDET! Nastradini i kishte mësuar nxenësit e vet që saherë te teshtijë ndokush, ata të rrahin shuplaka e itë thonë „me shëndet!" Dhe ata pikërisht bënin siç i kishte mësuar mësuesi i tyre i dashur. Një ditë Nastradinit i rrëshqiti këmba dhe ra hë bunar. Nxënësit i erdhën në ndihmë: gjetën një litar dhe e lëshuan në bunar për ta nxjerrë Nastradinin. Ai u lidh në fund të litarit, e ata nisën ta tërheqin ngadalë. Pikërisht ishin gati për t'a nxjerrë jashtë, kur Nastradini teshtiu sepse ishte lagur qull dhe atje poshtë bënte ftohtë... — Me shëndet! — ia bënë ata, rrahën shuplakët dhe Nastradini përsëri ra në fund të bunarit. Dhe kjo gjë u përsërit disa herë për fat të zi të Nastradinit. Nastradini i qortoi nxënësit e vet për këtë gjë dhe kur ata i thanë se kështu i kishte edukuar vetë, ai tha: — Por, kur dikush i ka punët ngushtë si unë, nuk duhet t'u vihet mendja rregullave të mirësjelljes!

NUK PO E MARRIM VESH GOMARIN! Timurlenit ia kishin dhuruar një gomar të bukur dhe gjithë sa ishin aty, e lavdëruan. Kur er-dhi radha në Nastradinin, ai tha: — Ma merr mendja se kjo kafshë e bukur do të mund të mësonte shkrim — lexim!. Timurleni dha leje që Nastradini ta mësonte gomarin shkrim-lexim dhe Nastradini u mundua gjatë. Madje edhe kishte bërë shumë shpenzime në ndërkohë dhe erdhi ajo ditë që duhej të provohej në kishte mësuar gomari gjë nga ajo që pritej. E nxorën në shesh, ia vunë përpara një libër me kopërtina të trasha dhe gomari vetë, i shfletonte fletët e librit një nga një. Në fund, ngrehu kokën e ia dha gjallrimit. — E shihni? Ka mësuar të lexoj! tha Nastradini. — Por, ne nuk mësuam as dëgjuam gjë nga ajo qe ka mësuar të lexojë gomari! — ia bënë di-sa që e kishin në mëri Nastradinin. — He, po që ta kuptoni, duhet të jeni gomarë edhe ju! — ua bëri Nastradini atyre. Timurlenit kjo gjë i bëri përshtypje të madhe dhe e pyeti Nastradinin t'i shpjegonte si ia kishte arritur ta mësonte gomarin të lexonte. Nastradini tha: — Lartmadhëri, librin e mbarova nga lëkura e midis fletëve kam vënë nga një kokërr drithë, kështu që duke shfletuar fletët e librit, e kam mësuar që t'i mbledhë kokrrat e thekrës. Kësodore nisi ai vetë ta shfletonte librin që t'i mbledhte kokrrat e drithit. Po midis disa fletëve nuk kam vënë kokrra drithi dhe ai është mësuar të gjallmoje saherë nuk e gjen kokrrën e drithit. Kështu bëri edhe sot.

ATLLARËT QË QESHIN Nastradini me gjithë gomar shkoi në gosti te një beg. Por sherbëtorët e begut, për ta tallur Nastradinin, pas darke zbritën në ahur dhe ia prenë gomarit veshët e bishtin. Pak më vonë, Nastradini zbriti të shihte si e ka gomarin dhe kur e veneroi pa vesh e pa bisht, nxori thikën që e bartte në brez dhe të gjthë atllarëve të begut ua preu buzët kështu që atyre u ngelën dhëmbët jashtë. Të nesërmen, kur po nisej Nastradini, shërbëtorët e begut u tmerruan kur i panë atllarët e begut pa buzë dhe pyetën: — Çka është kjo kështu? — Si, çka është kështu? — pyeti Nastradini. — Po a nuk po shihni ju se atllarët e begut po qeshin me gomarin tim që nuk ka vesh as bisht?!

MIRË QË SHPËTUAN PAPUÇET Nastradini këmbëzbathur u grahte qeve dhe rastësisht i hyri një spirrë në shputë dhe ia shqeu këmbën bukur rnirë. Ai e lau gjakun me ujë të ftohtë, dhe e mbështolli plagën duke thënë: — Sa mirë që nuk i pata papuqet me vete, se do të griseshin!

I NGOPURI NUK NGET Nastradini shkoi në pyll që të prente drurë. Po derisa ai ishte në lis, erdhi ujku dhe ia hëngri gomarin — poshtë. Kur u ngop mirë ujku, vazhdoi rrugën e vet. Këtë e pa një druvar tjetër dhe bërtiti: — Nastradin! Ta hëngri ujku gomarin! — Shuaj, mos bërtit! E frikon ujkun dhe nuk mund të ngasë i ngopur!

AJO QË ËSHTË ME RËNDËSI Nastradini vizitoi një të sëmurë rëndë dhe i sëmuri iu ankua shumë: — I kam punët keq. As po ha, as po pi. Sytë më janë turbulluar. Shpesh kam të vjella. Më merren mendtë. Koka më dhembë parreshtur, e gjunjet nuk më mbajnë fare. Kam ethe, parreshtur... Kështu thuaja miqve të tmi nëse pyesin për mua! — tha ai. Nastradini mendoi ca, e tha: — A di çka? ... Unë nuk mund ti mbaj në mend të gjitha këto po kur të pyesin për ty, po u them se ke vdekur!

ILAÇI I URISË Bënte kohë e urisë dhe Nastradini vëç që nuk vdiq nga uria. Po në bredhje e sipër, në një katund dëgjoi se prijsi ishte i smuar. Shkoi te i smuri, e preku me dorë e tha: — Unë këtij ia di ilaçin. Më sillni një bukë dhe një enë me mjaltë! Fshatarët ia sollën bukën e mjaltin: ai ngjeu bukën në mjaltë, e solli tri herë rreth kokës së të sëmurit e doli. Ato i hëngri gjatë rrugës. Por ngjau që i sëmuri vdiq në mëngjes, e fshatarët vrapuan pas Nastradinit: - Ç'ilaç ishte ai që e provove ti Nastradin, e njeriu sot vdiq? — Ilaç i mirë! — tha Nastradini. — Mos të qe ai ilaçi, sot do të kishim vdekur unë e ai, po me atë ilaç, vdiç vetëm ai!

E MËSOVA KOT! Ishte i varfër Nastradini dhe atë vit bënte uri e madhe. Po Nastradini kishte hall edhe me gomarin — si t'ia shpëtonte jetën? Kështu vëndosi që përditë t'ia pakësonte taxhinë gomarit. Ia pakëson aqë shumë saqë ra në një grusht drithë. Një mengjes, kur hyri në ahur, gomari kishte ngordhur. — Phyh, u mundova kot! Tamam sa të rnësova të durosh urinë, ti ngordhe, or qafir!

MOS E HARRO KOKËN NË DRITARE Një ditë Nastradini shkoi te një aga të cilin kujtonte se e ka mik të madh. Posa iu afrua slstëpisë, Nastradini ia pa njeriut kokën në dritare, po ai kur e pa Hoxhën, e iku kokën nga dritarja. Në kapi, Nastradini tha se ka ardhur për vizitë. Njeriu që ia hapi derën, tha: — Hyh, sa keq! Aga ka dalë që moti dhe nuk: është këtu. E kur të dëgjojë se ke ardliur, do ti vijë keq që nuk ka qëlluar! Në këto fjalë Nastradini u hidlhërua e tha: — Thuaji agës që herën tjetër mos ta harrojë kokën në dritare kur të dalë nga shtëpia!

E DËGJONI NESËR Një natë Nastradini shkoi në hajni dhe iu afrua dyqanit që ishte i ndryrë. Ai nxori limën e nisi ta këpuste dryrin. Atë çast erdhën rojtarët e natës dhe e pyetën: — Ç’ka po bën kështu, Nastradin? — Po i bie lahutës! — tha Nastradini. — Po nuk po t'ia dëgjojmë zërin lahutës, Nastradin! — tha njëri nga rojtarët. E dëgjoni nesër! — ua ktheu Nastradini.

MOS U NGUT Nastradini e gjeti një patkua në oborr dhe turravrap u kthye në shtëpi: — Ruaje këtë patkua, se kur t'i gjejmë edhe tre, e blejmë një kalë! — i tha gruas. — E kur ta blejmë kalin, shkojmë në Gjakovë! — Po, edhe rrugës e vizitojmë nënën time në Prizren! — tha gruaja e entuziazmuar. — Phih, sa e pa shpirtë që je! Po a nuk do ta lësh kalin të pushojë fare, a?! — ia bëri me qortim së shoqes.

I VETMI KUSHT Rrugës, Nastradini takoi disa njerëz dhe i ftoi në konak. Kur hyri, urdhëroi të shoqen: — Na mbaro ndonjë çorbë, grua! — E me çka ta mbaroj? — pyeti ajo. — As ke sjellë mish,,as ke oriz, as qepë, as kripë, as... Nastradini e mbushi një enë me ujë e hyri në dhomë, e vendosi në sofër para mysafirëve e tha: — Ja, të kishim pasur vetëm edhe mish, oriz, qepë e kripë, do të kishim ngrënë qorbë të mirë sonte! Nastradini nxori thastë me grurë në treg. Gruri ishte i pastër, por erdhi kadiu dhe nisi ta qortonte: — Phih, nuk e paske grurin e pastër! — Nuk e kam, kadi, — tha Nastradini. — Paska shumë egjër, Nastradin! — tha kadiu. — Ka, kadi, ka! — u pajtua Nastradini. — Paska edhe gurë të vegjël! — ia bëri kadiu. — Edhe gurë ka brenda, kadi! — shtoi Nastradini. — Paj, ti Nastradin je budalla i madh që nuk e lavdëron grurin tënd! — ia bëri kadiu më në fund.— Po mirë, or kadi, po nëse e lavdëroj grurin tim, kush të ndihmon ty të rresh kaq shumë? — pyeti Nastradini.

PUNË PËR MUA Një i papunë i tha Nastradinit: — Pak më parë e shpurën një kazan çorbë! — S'është punë për mua! — ia bëri Nastradini. — Por ata e shpurën në shtëpinë tënde! — shtoi i papuni. — S'është punë për ty! — ia bëri Nastradini.

NASTRADINI SHKRUAN LETËR Erdhi njëri te Nastradini në Saraj dhe e luti: — Nastradin, të lutëm ma shkruaj një letër për në Shkup! — Phyh, po unë nuk e kam derën aq të gjatë! — u arsyetua Nastradini. — Nuk mbërrin dora as në Grçec

PO TË NDIHMOJ, ORE E KAM HARRUAR QUMËSHTIN Nastradini doli të shiste qumësht me një enë dhe tamam sa e bëri pazar, ai që blente pa se Nastradini në kantë nuk kishte gjë më shumë se ujë, dhe pyeti: — Ç'ka është ky ujë, Nastradin? — Phyh, paskam harruar t'i hedh qumësht! — ia bëri Nastradini.

SI TË DALË? Ra njëherë Nastradini në baltë deri në fyt. Përpiqu e kot: jep e merr, e si të dilte? Më në fund, me fare pak shpresë,tha: — Jo besa, nuk dilet, pos nëse mund të kapem për flokë të mi!

KU TA DI, NË TERR? Natën në mesnatë, nëpër terr, gruaja e Nastradinit e luti Nastradinin: — Këqyr në të djathtën tënde, është një qiri dhe ma jep! — E po, ku e di unë nëpër terr cila është ana ime e djathtë, mori? — u arsyetua ai i përgjumur.

KËTU KA DRITË Doli Nastradini në rrugë dhe po kërkonte diçka. Disa fëmijë që luanin atypari, e pyetën: — Çka po kërkon këtu, Nastradin? — Me ka hurnbur unaza dhe po e kërkoj. — tha Nastradini. — A, këtu të ka rënë? — pyeti një nga vogëlushët. — Jo, më ka rënë në shtëpi brenda, po atje nuk ka dritë si këtu! — tha Nastradini.

NË AJËR TË PASTËR Doli Nastradini jashtë qytetit, në varreza, dhe po shëtiste, por kur i pa tek vinin disa kalorës, u fsheh në kaçuba. Ata kur u afruan, e zbuluan ku ishte, dhe e pyetën: — Çka po bën ti këtu?! — Kurrgjë. Unë jam i vdekur, por vetëm kam dalë në ajër të pastër! — tha dhe mori drejt varreve që ishin fare afër.

PARE JO E AFAT PO Fqinji erdhi te Nastradini: — M'i jep hua njëqind groshë(para e imtë) Nastradin dhe më jep afat katër muaj për të t'i kthyer groshet — tha ai. — Para nuk kam për të dhënë hua, e afat po të jap sa të duash! — iu përgjigj Nastradini.

SHTËPIA E HAJNIT Një natë hajni hyri në shtëpinë e Nastradinit, por ai nuk bëri zë nga frika, vetëm e përcolli hajnin. Hajni mblodhi aq sa pati për të mbledhur e doli. Nastradini gjithnjë i shkonte prapa. Kur arriti hajni në shtëpi të vet, u ndal në derë dhe e pa Nastradinin që i vinte prapa. — Po ti, ku je nisur? — e pyeti hajni Nastradinin. — Unë?! — u hutua Nastradini. — Pse, a nuk jemi shpërngulur ne në këtë shtëpi, a? — pyeti ai.

I LUMI UNË? Nastradinit i humbi gomari dhe ai duke e kërkuar, sa mund bërtiste: i lumi unë, i lumi unë! Njerëzit e dëgjonin

me habi. Dikur e pyetën, përse thotë këtë që thotë. Ai u përgjigj: — E po, si mos të them — i lumi unë? Po a dini ju se sikur të kisha qëlluar unë i hipur mbi gomar, do të kisha humbur edhe unë?!

NUK KAM QENË ATY! Bisedonin Nastradini me shokë dhe secili rrëfente për ndonjë ndodhi të vetën. Në fund e pyetën edhe Nastradinin nëse i kishte ngjarë diçka e papritur. — Po, si jo! — ia bëri ai. — Lundroja me anije, kur bëri furtunë e madhe, e përmbysi anijen, u bë ajo përshesh për shkëmbinj, asnjëri nuk shpëtoi nga ajo përmbytje... Kjo qe fatkeqësia më e madhe që e kam përjetuar unë! — tha Nastradini, e të gjithë ishin bërë sy e vesh. — E ti, si shpëtove ti, Nastradin? — e pyeti njëri. — Edhe, unë as që kam qenë në atë anije! — ia bëri ai.

NASTRADINI BLEN QAMASHIR Vajti Nastradini te terziu në Prizren për të blerë tirq. U mor vesh me terziun për një palë tirq dhe ia dha tërziut që t'ia mbështillte. Po para se t'i paguante tirqit i ra në mend se do të ishte më mirë që në vend të tirqve të blente një dolloma, dhe e pyeti tërziun — a mund ta marr një dolloma në vend të tirqve? Tërziu u pajtua, dhe Nastradini i la tirqit e mori një nga dollomatë dhe u nis të dilte. Tërziu doli prapa dhe kërkoi t'i paguante Nastradini dollomanë. — Përse? Po a nuk t'i lash tirqit për dollomanë që mora? ia bëri Nastradini. — Po, por ti nuk i ke paguar as tirqit që mi lë! — tha tërziu. — E po si të t'i paguaj tirqit që nuk i kam marrë? — ia ktheu Nastradini dhe vazhdoi rrugën.

SHTËPIA KA DY DYER Kur po kthehej për në shtëpi, Nastradini takoi shumë shakaxhinj të cilët ngulën këmbë të drekonin te Nastradini, e ai nuk kishte dëshirë t'i ftonte. Por nuk pati rrugëdalje. Dhe posa arritën para derës së oborrit, ai u tha të presin pak dhe hyri vetë brenda dhe i tha gruas: — Shko e thuaju se unë nuk jam këtu! Gruaja doli në dere dhe pyeti njerëzit: — Ç'doni? Ç'kërkoni në derë? Nastradini nuk është këtu! — Po ai erdhi me ne dhe tash sa hyri para nesh! — ia bënë ata. — Jo, besa, u kanë bërë sytë! — tha gruaja dhe gati nisën të grinden: Ajo — nuk është, ata — është... — kur papritmas doli Nastradini në dritare: — Jo, jo, nuk jam këtu. Ja, edhe unë jam dëshmitar. E sa për atë që e keni parë të hyje nëpër derë, ju po harroni se shtëpia i ka dy dyer dhe ai ka mundur të dalë nëpër tjetrën!

A MË KENI PRITUR SHUMË? Cubët i dolën njëherë në pritë Nastradinit, e plaçkitën ia morën paratë, pastaj nisën ta rrahin. Nastradini me të lutur, i pyeti ata: — përse po më rrahni? A më plaçkitët pak, ë? Ose po ju duket se paskam pasur pak para me vete? Jo, jo, e di: po më rrahni se jeni hidhëruar që ju ka rënë të më prisni shumë këtu në rrugë!

A E KAM KOKËN ME VETE? Njëherë Nastradinin e ftoi Timurleni i tmerrshëm dhe kur doli nga pallati i tij, Nastradini po ecte rrugës dhe po prekte kokën me duar. Njerëzit që e njihnin, e pyetën: — Çka po e prek kokën, Nastradin? — Po e prek, si të mos e prek? Dua të shoh a e kam me veti. E di se shumë njerëz që hyjnë te Timurleni, dalin pa kokë! — tha ai.

S'KA FSHEHTËSI PËR NASTRADININ Nastradini kishte thënë se i di të gjitha fshehtësitë dhe nisi t'i mashtronte që të gjithë njerëzit, kahdo shkonte. Ata e paraqitën te kadiu dhe ai dërgoi njerëzit që t'ia sillnin në gjjyq. — Ti, lëre që po mashtron, por edhe po gënjen — tha kadiu — dhe po thua se i di të gjitiha fshehtësitë. Pa më thuaj, a e di se çfarë jam duke menduar unë tashti? — e pyeti kadiu Nastradinin. — Kadi, ti tashti po mendon se unë jam mashtruar — tha Nastradini dhe e bindi kadiun se i di fshehtësitë. Ç'DO GJË ME KOHË

Saherë që Nastradini i dërgonte fëmijët e vet t'i sillnin ujë me shtambë, meqë kroi ishte larg, ai para se të niseshin ata, ua jepte ndonjë flakareshë, — Dhe duke e parë këtë gjë, miqtë e pyetën: — Po përse Nastradin ti i rrah njëherë e pastaj i dërgon të të sjellin ujë me shtambë? — I rrahi që të mos thyejnë shtambën. Se përse do t'i rrahja pasi ta kenë thyer atë? i — gjegji ai.

MOS MBJELL PAMBUK! Nastradini shkoi te berberi që ta rruante kokën, por ai ishte fare i pashkathët dhe saherë që i vinte briskun, ia prente nga një copë lëkurë dhe fill pastaj — për t'ia ndalur gjakun, i vënte pambuk. Por kur e pa veten Nastradini përplot me grimca pambuku, e luti berberin: — Gjysmën e kokës ma mbolle me pambuk! A po ma le ti mua gjysmën tjetër ta mbjell me patate?

KUJTOVA SE PO TË DHEMB DHËMBI Nastradinit po i dhtmbte dhëmbi dhe doli në rrugë, por atje hasi një njeri që bërtiste sa mun-dej dhe e pyeti: — Po ç'ke or mik? — Më ka kafshuar gjarpëri! — u përgjigj njeriu. — Auh, unë mendova se po të dhembë dhëmbi edhe ty!—ia bëri Nastradini.

ME ÇKA RRAHET QENI? Një ditë Nastradinit iu lëshua qeni i fqinjit.. Ai, meqë kishte sopatën në dorë, e qëlloi qenin me sopatë dhe qeni ra pa shpirt në tokë. Fqinji e paditi Nastradinin te kadiu. Erdhi edhe dita e gjyqit. — Përse ti Nastradin nuk i ke rënë qenit me bisht të sopatës, po i ke rënë sopatë? — e pyeti kadiu në fjalë të para. — Sikur të kishte dashur qeni të më kafshonte mua me bisht të vet, i kisha rënë me bisht të sopatës, por ai... -

NASTRADINI NUK GËNJEN E pyetën Nastradinin sa vjet ka, e ai u përgjigj: — Dyzet i kam! Edhe pas pesëgjashtë vjetësh e pyetën për vjetët dhe ai përsëri u tha se i kishte dyzet dhe ata e tallën: : — Po a s'na ke thënë edhe para katër-pesë vjetësh se i ke dyzet?! Si është e mundur kjo? — Po a nuk dini ju se njeriu i ndershëm nuk e mohon f jalen e dhënë, nuk pendohet? ... Nëse u them tashti se zoti është një, a prisni ju që pas katër-pesë vjetësh t'ju them se janë — dy?! ... Njëherë flet burri!

KAU KA FAJ Njëherë dheksi e thumboi viçin e Nastradinit dhe ai duke ladruar, bëri kërrdi në arë të Nastradinit. Nastradini pa një pa dy mori një hu dhe nisi ta rrahte kaun e vet. Njerëzit e panë dhe e pyetën: — Perse po e rrah kaun e pafajshëm, Nastradin? Kërdinë në arë e bëri viçi e jo kau që po e rrah ti? — E, ky kau ka faj, se mos ta kishte mësuar ky atë viç, ai as që do të kishte ditur të bënte dëm! — gjegji Nastradini.

SARMATË E NASTRADINIT Hante sarma Nastradini, kur i erdhi një mik dhe ai pa një pa dy e ftoi në sofër. Po miku sapo nisi të hante, ngutej dhe i hante nga dy e tri sarma me një kafshatë. Nastradini më në fund nuk u durua pa e pyetur mikun: — A di ti mik si mbarohet sarma? — Po, di — u përgjigji ai, — merren fletët një nga një e mbushën një nga një, e mbështillen një nga një... — Atëherë përse po i ha nga dy e tri përnjëherë? — e pyeti Nastradini mikun.

MË RROVE VETËM GJYSMËN Nastradini shkoi te berberi dhe pyeti: — Sa kushton një rrojë koke? — Gjystnë akçe, — iu përgjigj ai. Nastradini u ul, berberi ia rroi kokën dhe kur u ngrit Nastradini, i dha vetëm një çerek akçe. Berberi u hidhërua: — Rroja e kokës kushton gjysmë akçe, Nastradin, e ti më dhe vetëm një çerek! — E vërtetë se rroja e kokës kushton gjysmë akçe, por ti më rrove vetëm gjysmën e kokës, se gjysmën tjetër e kam pa qime! — tha Nastradini dhe doli jashtë. — Për këtë gjysmë koke qel — jam në fitim!

SI ATËHERË, SI SOT Bisedonin njerëzit për pleqërinë, kur ndërhyiri Nastradini: — Unë si tashti, si kur kam qenë i ri, jam njësoj i fuqishëm. — E pamundur! — ndërhynë njerëzit. — Në bazë të çkafes po e di këtë? e pyetën ata. — Paj, në bazë të një guri të mullirit që e kemi në oborr. Kur kam qenë i ri, ia ngjitja për-piqesha kot, as nga vendi nuk mund ta luaja, e njësoj edhe tashti: s'mund ta luaj fare! — tha.

DJATHI ËSHTË I NJELMËT Shiste djathë Nastradini, kur iu përvodh hajni, ia rrëmbeu djathin dhe iku. Nastradini kot e ndoqi: hajni iku larg. Kur u lodh mirë Nastradini, u kthye te pusi i ujit, u ul dhe po mendohej. Njerëzit që e dinin hallin e tij, e pyetën: — Përse je ulur këtu, Nastradin? Hajni iku në anën tjetër! — E di, po ç't'i bëj unë? Ta zë nuk munda, e tashti, e di se djathi im ka pasur shumë kripë dhe nëse ai e han, do të ketë etje, e kur të vijë këtu ta shuaj etjen, ndoshta e zë! — tha ai.

NUK E VLEN BARRA QIRANË Nastradini bleu mall në treg, pagoi hamallin t'ia bartte deri në shtëpi, po gjatë rrugës hamalli iku, u zhduk. Dhjetë ditë më vonë kur po shëtiste Nastradini me miq rrugëve, e pa hamallin dhe iku vetë prej tij. Miqtë e befasuar, sepse e dinin çka i kishte ngjarë, e pyetën: — Përse ikën, Nastradin? Ti duhet të bësh lum që e gjete hamallin që të vodhi mallin? — i thanë. — Jo, burra, se ai poqëse kërkon t'i paguaj për mallin tim që e ka bartur qe dhjetë ditë, do të më dalë shtrenjtë dhe as barra nuk ma vlen qiranë! — tha.

AJO QË LIND, AJO VDES Nastradini mori një kazan të madh nga fqinji për të mbaruar punë. Po kazanit qëmoti ia kishte vënë syrin se ishte i madh dhe i mirë. Dhe kur vajti t'ia kthente fqinjit kazanin, në kazan e kishte vënë edhe një kusi më të vogël. — Ç'është kjo kusi e vogël në kazan, Nastradin? — pyeti fqinji i hutuar. — Këtë kusi të vogël e ka lindur kazani yt, e mbajta pak si gjatë dhe ai kishte qanë me bark, si thuhet, — ia bëri Nastradini. Fqinji mezi kishte pritur: mori kazanin e vet dhe kusinë e Nastradinit. Një herë tjetër Nastradini e kërkoi kazanin e fqinjit për të mbaruar punë, e mori, por e mbajti gjatë dhe as që ia ktheu fqinjit. E ai humbi durimin dhe i trokit në derë Nastradinit: — Përse s'po ma kthen kazanin, Nastradin? — e pyeti. — A ishte kazani yt ai që herën e kaluar polli dhe e bëri një kusi të vogël?... Ti shëndosh, — tha Nastradini, — se ai kazani që polli herën e kaluar, këtë herë vdiq, i pastë shpirti rahmet! — Po si vdes kazani? — u befasua fqinji.



MERRE „KURRGJËNË" TËNDE! Nastradini që i ndihmonte kadiut në punë të lehta, i erdhën dy veta. I pari u ankua: — Ky shoqi kishte një barrë drurë në shpinë, i rrëshqiti këmba dhe u rrëzua e kërkoi ndihmë. Unë e pyeta: çka më jep nëse të ndihmoj të ngritesh dhe ta vë barrën në shpinë. E ky tha: kurrgjë. Unë i ndihmova dhe tashti e kërkoj „kurrgjën" e premtuar! — Ke të drejtë — tha Nastradini. — Pa ngrite sexhaden që është e shtruar këtu para nesh? — Njeriu ngriti sexhaden nga dyshemeja. — Dhe, çka ka aty? — pyeti Nastradini? — Kurrgjë s'ka! — gjegji njeriu. — Atëherë merre „kurrgjënë" tënde e shko! — i tha.

MACA E NASTRADINIT Nastradini dësliironte të ushqehej mirë, blinte mish shpesh, por kot, sepse e shoqja nuk i për-gatiste gjë, as mish madje dhe shpesh ia linte fajin maces — kinse e ka ngrënë mishin, ajo e hante vetë me shoqe. Një ditë Nastradini dërgoi në shtëpi dy kilogramë mish, por kur erdhi në shtëpi, mish nuk gjeti që nuk gjeti në gjellë. — Ku është mishi? — pyeti ai i hidhur. — Ah, macja e mallkuar e hëngri prapë.Dy kilogramë i hëngri vetëm! — tha gruaja. Nastradini i hidhëruar mori macen dihe e vuri në kandar dhe ajo qe e rëndë pikërisht dy kilogramë. Atëherë Nastradini e pyeti gruan: — Meqë këtu qenkan mu ata dy kilogramë mish që i dërgova unë, atëherë ku është macja, oj grua?

KE TË DREJTË EDHE TI Ishin zënë dy veta për njëfarë pune. I pari erdhi të këshillohej me Nastradinin, ia tregoi fill e për pe çështjen e vet dhe, në fund Nastradini i tha: — Ke të drejtë! Njeriu shkoi, po erdhi tjetri dhe ia tregoi hallin e vet, foli kundër të parit dhe, në furid, Nastra-dini edhe këtij i gjegji: — Ke të drejtë! Gruaja e Nastradinit i kishte dëgjuar të dy llafet, mori vesh se ata të dy ishin njëri kundër tjetrit, dhe qortoi Nastradinin: — Po ti edhe të parit, edhe të dytit i the

se ka të drejtë? — Edhe ti ke të drejtë, grua! — tha Nastradini.

MERR KUSH ÇKA I MUNGON Mbreti e thirri Nastradinin, se kishte dëgjuar për mençurinë e tij, dhe e pyeti: — Nëse t'i qes përpara, në njëren anë njëqind lira, e në anën tjetër drejtësinë e mbretërisë sime, cilat do t'i merrje? — Lirat, të paça! — ia bëri Nastradini. — Gabove, Nastradin! — i tha Mbreti, — Unë do ta marrja drejtësinë! — Po, se gjithkush merr atë që nuk e ka! — gjegji Nastradini.

PAS MEJE NUK DUHEN TË TJERË Një mik i Nastradinit martonte djalin dhe Nastradini po e pyet kënd do ta ftojë në dasmë. Miku nisi të numëronte njerëz radhazi, dhe tek kah i njëzeti e përmendi emrin e Nastradinit. Nastradini atë çast ia ndërpreu fjalën mikut! — Mjaft është, mik, mos thirr shumë! Mos shko më tej, se çka të bësh më shumë se njëzet vetë, vetëm i nxjerr punë vetes e besa edhe bën shpenzime të panevojë!

DY SHUPLAKË - DY METELIKË Dy veta e kishin në mëri Nastradirtin, dhe pasi u morën vesh me kadiun që mos t'i dënonte shumë, njëri prej tyre ia dha Nastradinit dy shuplakë të nxehta ditën e tregut, saqë ia mori fytyrën. Nastradini e paditi dhe ditën e gjyikimit, kadiu e pyeti Nastradinin: — Sa shuplakë t'i ka dhënë, Nastradin? — Dy shuplakë, sa ma ka marrë fytyrën, — tha Nastradini. — Kanuni, për çdo shuplakë parasheh si gjobë nga një metelik! — tha Kadiu. Por ai që i kishte rënë Nastradinit sikur nuk pati para me veti dhe shkoi t'i sillte nga shtëpia. Prit Nastradini e prit kadiu, por kot. Njeriu u vonua shumë e Nastradini e humbi durimin. Më në fund ia ngjeshi kadiut dy shuplakë të nxehta dhe i tha: — Kadi, unë po ngutëm e nuk kam kohë t'i pres ata dy metelikë, po merri vetë, e qe prej meje dy shuplakë që bëjnë dy metelikë sipas kanunit tënd!

NASTRADINI E RREN MBRETIN E paditën Nastradinin te mbreti pse rrente shumë. Ai i shkroi letër Nastradinit dhe ia dërgoi përmes tatarit. Kur erdhi Nastradini te mbreti, mbreti e qortoi: — Gjithë ato rrenë që po i bën, i mbyte miletin me to. E po çfarë rrenësh janë ato, Nastradin? — Tungjatëjeta mbret, janë gjithfarëshe dhe i kam shumë. As dymbëdhjetë penë buaj nuk di a i tërheqin këtu, — ia bëri Nastradini. Mbreti ia dha dymbëdhjetë penë buaj që t'ia sillte rrenët e t'i shihte, Nastradini shkoi e nuk u kthye më. Një ditë prej ditësh, mbreti e dërgoi tatarin e vet t'ia thërriste Nastradinin dhe kur erdhi ai e hyri, mbreti e pyeti: — Po ku i ke rrenët që t'i dhashë buajt t'i sillje, Nastradin? — Tungjatëjeta, mbret, se të kam rrejtur edhe ty? — tha Nastradini. — Pasi po e rrej një milet, përse mos ta rrej edhe një mbret?

FILÌ I PASHAIT Pashai ua pat dhanë një fil katundarëve dhe ata të gjorët u fikën me të, se ai hante shumë. Iu ankuan Nastradinit që t'iu bente çare, por Nastradini nuk kishte dëshirë të shkonte te pashai sepse pashai ishte i vështirë. Disa katundarë i thanë , — vijmë edhe ne me ty, dhe u nisën. Por kur iu afruan sarajit të pashait, katundarët ikën dhe e lanë Nastradinin vetëm e ai nuk pati qare pa hy te pashai sepse ishte paralajmëruar te rojet. Dhe sa hyri brendë, i tha pashait: — Tungjatëjeta, pasha, po të përshendet katundi e po të lut t'ia ndash edhe një fil tjetër, se kanë ushqim boll! — dhe pashai menzi që kishte pritur. Kështu u hakmor Nastradini atyre që e lanë vetëm.

HAJNI NUK I KA MSHELUR SYTË MIRË Nastradini i ndihmonte kadiut në do punë të vogla. Kur erdhen tre vetë që ishin fajësuar se i kanë vjedhur një pendë qe, e kur asnjëri nuk pranoi se kishte vjedhur, Nastradini u tha: — Dilni jashtë dhe mbyllini sytë me shami e pastaj hyni. Ata dolën dhe bënë si u kishte thënë ai. Kur hynë, Nastradini i shikoi ca, dhe tha: — Ti që i ke vjedhur qetë, nuk i paske mbyllur sytë mirë! Njëri nga ata nisi ta prekte shaminë.

BARI I PLESHTAVE Kur iu thye pasqyrja Nastradinit, e para nuk kishte për ta blerë tjetrën, mendoi gjatë dhe vendosi: ta bluaj mirë e mirë atë pasqyre të thyer dhe ta shes si bar kundër pleshtave. E theu copë e grimë, e mbështolli në fishekë të letrës e doli ditën e tregut. — E kam një bar pleshtash që nuk e ka kush! — ua bënte ai njerëzve dhe ata sikur mezi kishin pritur këtë bar se asokohet kishte pleshta shumë. Por ata e pyesnin sesi duhej përdorur dhe ai shtonte: — mëse mbrami, pasi ta shes, u tregoj! Kur e shiti në tërësi, i mblodhi rreth e tha: — Zini pleshtat e ua qitni nga pak në sy. Ata vërbohen, nuk shohin as të hanë dhe ngordhin nga uria

DUSHK PËR GOGLA U nis Nastradini për Shkodër që edhe atje të mashtronte dikënd. Kur ra në fushë, e hasi një bari të dhive. Po e pyet bariu: — Ç'ka të re, Nastradin, në ato anë? — Të re? Paj, ç'të them, — ia bëri Nastradini derisa po e gatuante kulufen. — Atje te na rritet lakra aq sa me një lakër mbushet kaca e rasojit... Bariu u befasua, po heshti. Vazhduan bashkë rrugën. Kur dolën sa për ta parë; detin, Nastradini e pa shkumën e detit e pyeti: — Po ç'është ajo që duket bardhë? Kena ndëgjuar për lakrat tuaja dihe i madh e i vogël janë ngritur në këmbë për të mbaruar kaca të turshisë për lakrat tuaja. E ato janë vetëm bujashkat!

NËSE S'DI TË FLASËSH, A DI TË ZBRESËSH I kish mbledhur Nastradini njerëzit dhe po u fliste, e po atë ditë nuk i kujtohej ç'rrenë duhej thyer. Njerëzit ngelën duke e shikuar me gojë hapur. — Nisja, Nastradin! — ia bëri një që ngutej. — O milet, ju e dini se unë jam kuvendar, po sot disi s'po di të flas? — tha Nastradini. Atë çast arriti i biri i Nastradinit dhe kur e pa babanë që kishte ngelur gojëhapur mbi një kod-rinë e njerëzit e prisnin kot, tha: — O baba!.. Po ti nëse nuk di të flasësh, a di të zbresësh nga aty?

MULLIRI NË TË THARË E nisi Nastradini mullirin në midis të lendinës, ku as ujë afër nuk kishte, hiç pa menduar se mulliri nuk mund t'i punojë pa ujë. E po e bija e pa këtë gjë, porse kishte frikë ta qortonte të jatin, prandaj u përpoq me rrotulla dhe e pyeti: — Baba, po kur të vijnë njerëzit me qerre për të bluar këtu, ku do t'u japin ujë kuajve e qeve? Atëherë iu kujtua

Nastradinit dhe e prishi edhe atë që e kishte ngritur.

JEPMI ATA NËNTË GROSH! Po flinte Nastradini dhe po ëndërronte sikur dikush në gjumë po ia ofronte nëntë groshë dhe ai në gjumë, luste: ma jep edhe një e m'i bëj dhjetë. E ai njeriu në ëndërr po i thoshte: jo, se nuk kam më shumë. Në atë çast i doli gjumi Nastradinit, siç ishte duke i bërë rixha njeriut për një grosh që t'ia bënte dhjetë, shikoi përreth e tha: — Atëherë, mi jep ata të nëntë, pra!

PUNA E DYZENIT E mori Nastradini çiftelinë sikur po i binte, ama nuk ia luante gishtërinjtë fare. Vetëm në një perde i mbante ai. E njëri që priste për ,ta dëgjuar, e pyeti: — Nastradin, çka po bën ashtu? — Po i bie çiftelisë, — tha Nastradini. — Po t i s'po ia luan gishtërinjtë fare, vetëm në një perde je ndalur! e qortoi ai. — E po, këtu e ka dyzenin! Këtë perde e kërkojnë të gjithë ata që ia luajnë gishtërinjtë andej e këtej. Unë e kam gjetur dhe nuk kam përse t'ia luaj gishtërinjtë!

KËMBËT E GOMARIT Nastradini i hipur mbi gomar, ndesh një njeri. Ky, për ta tallur, e pyet: — Sa këmbë i ka gomari, Nastradin? Nastradini zbriti në tokë dhe po ia numëron këmbët gomarit. Po i numronte me zë: „një, dy, tre, katër..." — Katër i paska, bre shoq! — i tha kalimtarit. — E përse zbrite në tokë? A nuk e ke ditur se i ka katër, a? — pyeti njeriu. — E dita, po desha të bindem edhe njëherë, — tha e vazhdoi.  GOMARI I VËSHTIRË E nxori Nastradini gomarin në treg, por ai ishte i vështirë dhe u bënte zullum të interesuarve. Dikur erdhën zaptitë dhe e udhëruan Nastradinin: — Merre gomarin e shko, Nastradin! Nuk mund ta shitësh se qenka i vështirë! — More, nuk kam dalë për ta shitur gomarin, jo! Vetëm kam dalë ta shohin njerëzit sa të vështirë e kam gomarin unë dhe ç'po heq me të! — tha Nastradini.

MA RRUAJ KËTË SHOQ! Nastradini bartte dru me gomar dhe i shiste. Berberi e ndali dhe e pyeti: — Sa drutë, Nastradin? Kur bënë pazar dhe i zbarkoi drutë Nastradini, berberi i tha që ta hiqte edhe samarin se edhe ai është prej drurit. Nastradini nuk pati çare pa bërë siç tha berberi. Disa ditë rresht Nastradini u mendua si t'ia kthente dredhinë berberit. Më në fund, shkoi te ai dhe e pyeti: — E sa na kushton rroja mua dhe një shoqi që kam? — Nga një grosh për secilin! — tha berberi. Nastradini doli dhe u kthye me gomarin: — Ky është ai shoqi! — ia bëri berberit. Edhe berberi u lidh për fjalë të vet dhe iu desht t'i rruante Nastradinin e gomarin.

NËSE I KE MENDTË, BRE BURRË! Nastradini e kishte ngarkuar gomarin me dëllinja. Një djalë i vogël shkon dhe ua vë zjarrin dëllinjave, ato kallen e merr flakë edhe gomari. Nastradini nuk kishte mundësi ta fikte zjarrin, e gomari hidhej. Atëherë Nastradini iku në'përrua dhe i bërtiti gomarit: — O, nëse i ke mendtë, bre burrë, bjer në përrua se mbarove!

PO TË ISHTE KAU VIÇ Shkoi krushk Nastradini. Të gjithë kishin hipur mbi kuaj të shalës, kishin marrë gjithfarë atllarësh, e vetëm Nastradini i kishte hipur kaut. E asokohe ishte adet që të bënin garë në vrapim. Kur dolën në garë, njëri e talli Nastradinln e i tha: — Çka po do ti me ka, Nastradin? — Do të marr pjesë në garë të vrapimit! — tha Nastradini. — Po si mund të matesh ti me ne? Ne në atllarë e ti në ka? — ia bëri tjetri. — Paj, në vrapoftë siç vraponte kur qe viç,, ua kaloj unë ju, — tha Nastradini.

NASTRADINI VJEDH QEPË Nastradini i hyn njërit në kopsht e po i vjedh qepët e tij. Kur doli ai herifi, e pa dhe e pyet: Çka të solli në qepë të mia, Nastradin? — He, or burrë i dheut, po se ç'erë e madhe u ngrit atje në mahallën tonë, e më mori e më solli këtu. E po mbahem për qepët e tua! — tha Nastradini. Njeriu pa se ai gati e kishte mbushur thesin, e pyeti: — E po përse po i nduk qepët, atëherë Nasiradin? Në thes përse po i shtjen, bre? — Paj, këtu po nduken e pasi po nduken, po i fus në thes mos të shkojnë dëmi — tha Nastradini.

PUNË PËR TURP Kur hynë hajnat për ta vjedhur Nastradinin, ai në vend që t'i përzinte ose të kërkonte ndihmë, -hyri dhe u fsheh në dyshek nga frika. Hajnat u përpoqën të vjedhin, por nuk kishin çfarë të vjedhin sepse ai ishte i varfër. Së fundi, ata e hapën edhe dyshekun dhe kur e gjetën Nastradinin e fshehur në dyshek, njëri nga hajnat e pyeti: — Përse ke hyrë këtu, Nastradin? Çka po bën? Besa, kur ju pashë që po më vini, më erdhi turp që këtu te unë nuk keni çka të vjedhni dhe nga turpi hyra në dyshek! — tha ai.

TAKSIRATI I JORGANIT TIM Nastradini e kishte shtëpinë buzë rrugës. Një natë, derisa po rrinte me mysafirët që i kishin ardhur, i diktoi jashtë në rrugë dy vet që grindeshin ndër vete. Ai e mori jorganin krahëve se bënte ftohtë e doli në rrugë pa një pa dy. Kujtoi se ata e kanë me gjithë mend, dhe u hyri në mes me jorgan krabëve, po ata ia rrëmbejnë jorganin dhe ikin. Kur u kthye i pikëlluar brenda, njëri nga mysafirët e pyeti: — Ç'ishte ajo zhurmë, Nastradin? — Kurgjë, — ia bëri Nastradini. — E kishin pasur për taksirat të jorganit tim!

TË KISHA QENË EDHE VETË! E kishin plaçkitur komitët Nastradinin dhe kur erdhen fqinjët për ta ngushlluar, e pyetën: — A po merzitesh, Nastradin? — Jo fort, — tha ai, — po, po më vjen keq që nuk qëllova edhe vetë me ta, se ndoshta do të plaçkisja edhe unë diçka e ai diçka më kishte shpëtuar prej tyre!

A JE RRËZUAR PREJ DARDHËS? Rrëzohet prej dardhës Nastradini, e then këmbën dhe ia sollën mjekun. Mjeku u afrua, po e shikon dhe po e pyet se ku po i dhemb... — Përse je ardhur ti? — e pyeti Nastradini. — Erdha të të shëroj, Nastradin! — ia bëri mjeku. — E, a je rrëzuar ndonjëherë prej dardhës? — e pyeti Nastradini. — Jo, nuk jam rrëzuar — tha mjeku. — Nëse nuk je rrëzuar prej dardhës, nuk mund të më shërosh.

Vetëm ai që është rrëzuar prej dardhës, mund të më ndihmojë! tha ai dhe mjeku doli i hidhëruar . SI I RI - SI PLAK U rrëzua Nastradini nga një stom, u lëndua, dhe pa shikuar përreth, tha: — Hej more pleqëri e gjorë! Kur shikoi rreth e nuk pa njëri që do t'ia dëgjonte fjalët fare, shtoi: — Paj, edhe kur kam qenë i ri, nuk ka qenë gjë puna ime. Edhe atëherë jam rrëzuar kështu...

NATA E VARRIT Nastradini vëndosi që të hynte në varr për të gjalltë që ta provonte a është e vështirë nata e varrit, siç thuhet. Ashtu bëri. Por u merzit duke pritur dhe kah mesi i natës mori të dilte. Por atë çast, atypari kalonin qiraxhinjtë me kuajt plotë dhe u trembën kuajt nga Nastradini, kështu që qiraxhinjtë e rrahën dhe e zdupatën mirë e mirë. Kur u kthye në fshat, po e pyesin: — A ishte e vështirë nata e varrit, Nastradin? — Jo, nata e varrit nuk ishte e vështirë, por nëse i tremb kuajt e qiraxhinjve,ishte gazep i madh! Tha.

GJELI KA FAJ Nastradini po u grahte pulave për t'i nxjerrë në treg, dhe ato po i shpërndaheshin rrugës, kështu, që ai i hidhëruar në pula, e rrafte vetëm gjelin. Një kalimtar, e qortoi: — Përse po e rrahë gjelin, Nastradin? — Se nuk po m'u prin pulave rrugës! — tha ai. — Por gjeli nuk po e di rrugën — u përpoq kalimtari. — Nuk e di rrugën? E si po e di kur është ora dymbëdhjetë e natës të ma prishë gjumin e nuk po e pret mengjesin? — ia bëri Nastradini.

LËNGU I STËRLËNGUT TË LEPURIT Një mik ia solli njëherë një lepur Nastradinit. Nastradini e priti mirë mikun, ia zjeu lepurin dhe i bëri muhabet. Po pas një jave ai erdhi përsëri, e pastaj edhe disa herë të tjera i erdhi në llogari të atij lepuri që njëherë ia kishte sjellë dhuratë. Po jo vetëm ai, po i erdhen edhe njerëz të tjerë në atë llogari. Një ditë i erdhi një i panjohur dhe Nastradini e pyeti: — Kush je ti? — Unë jam miku i stërmikut të atij njeriut që ta ka sjellë lepurin! — tha ai. Për darkë, Nastradini nxori në sofër vetëm bukë e lëng. — Ky është lëngu i stërlëngut të atij lepurit që ma pati sjellë ai stërmiku i mikut tënd! i tha Nastradini.

KA FRIKË URINË I tha mbreti Nastradinit: — A dëshiron të rrish te unë? — Jo, or, të paça, të rri te ti e të vdes nga uria? — pyeti ai. — Po si thua kështu? 'Onë jam mbret dhe kam çdo gjë! — u hidhërua mbreti në Nastradinin. — Po, por ti nuk ha mish e pasul, e mua mi ka ënda! — gjegji Nastradini.

E LËSHOVA EDHE UNË ZOTËRI Pronari i dha Nastradinit skyfterin që të dilte për gjah dhe e porositi të kujdesej shumë. Kur doli Nastradini, hasi një shqiponjë dhe e lëshoi skyfterin e gjorë, të cilin shqiponja saora e shkeu copë-copë. Nastradini i pikëlluar, me ato copa skyfteri u kthye në shtëpi. — Hë, Nastradin, si u ndave në gjah? — pyeti padroni. — E si u ndava, or zotëri! Doli një alamet zogu dhe unë: ta lëshoj a mos ta lëshoj, a ta lëshoj a mos ta lëshoj.. — dhe Nastradini disa herë e përsëriti këtë, saqë padroni e humbi durimin, e tha: — Po, ta kishe lëshuar, or ti! — Edhe unë e lëshova zotëri, po ja se çka më ka bërë nga skyfteri yt! — tha ai dhe nxori copat e skyfterit para padronit.

BËN EDHE NËNTËDHJETË E NËNTË, LIRA Kishte mbetur Nastradini fishek pa lekë, dhe shkoi nën dritaren e qifutit, ngriti duart e luti zotin: — M'i jep njëqind lira, o zot, se po të më japësh edhe nëntëdhjetë e nëntë, nuk bëjnë punë! Qifuti e dëgjoi dhe deshi ,ta gërgasë, prandaj ia lëshoi një nga një vetëm nëntëdhjetë e nëntë lira. Nastradini mblidhte poshtë lirat dhe numëronte me zë: — Një, dy, tre... nëntëdhjetë e nëntë dhe shamia — njëqind! — ia bëri, mori lirat e mbëshshtjella në shami dhe iku.

LETERNJOHTIMI Njëherë mbreti e thirri Nastradinin dhe e pyeti: — Kush je ti? Ku ke lindur? Prej ç'vendi je? — Jam një njeri, kam lindur tek më ka lindur nëna, vendi im është kudo në botë. — E kush janë të parët dhe të mbramët e tu? — pyeti mbreti. — Të parët e mi janë nëna e babai, e të mbramët janë fëmijët, — tha Nastradini.

DRITA ËSHTË MË E BARDHA E pyetën Nastradinin: — Cila është më e bardha në botë? — Më e bardha është drita! — gjegji ai. —Edhe më e bardhë se qumështi, se bora?... e pyetën. —Po. Se mbushe dhomën me qumësht ose borë, pa dalë drita dhe pa hapur dritaret nuk e sheh as qumështin, as borën! — gjegji

AKULLI NUK DERDHET Njëheirë mbreti, duke dashur ta zinte ngushtë Nastradinin, e pyeti: —Pa më thuaj ti, si do të vrapoje me një çanak plot ujë po të mos derdhësh pikën? Nastradini mendoi ca e tha: — E po, do ta prisja dimrin që të ngrinte uji në çanak!

MESI I BOTËS Një sulltan që kishte dëgjuar për mençuritë e Nastradinit, dërgoi njerëz dhe e ftoi në pallat. Nastradini i hipi gomarit, shkoi dhe e lidhi gomarin në oborr e hyri brenda te sulltani. — Kam dy pyetje për ty, Nastradin, — i tha sulltani. — Pyet ç'të duash, lartmadhëri! — ia ktheu ai. — Më thuaj ti këtu, ku është mesi i botës dhe sa yj ka qielli? — ia bëri sulltani i bindur se e ka zënë Nastradinin ngushtë. — Mesi i botës? Mesi i botës është aty ku e kam lidhur unë gomarin, e nëse nuk lodhesh, eja ta masim, lartmadhëri. E sa për yjtë në qiell, asish ka sa qime gomari im, gjë që mund të bindemi saora, vetëm le t'i numërojnë shërbëtorët! — i gjegji Nastradini sulltanit.

KOKA E MADHE PËR RUSHFET E rrasën Nastradinin në burg dhe ditën që e nxorën në gjyq, ai ia bëri me shenjë kadiut. Kadiu duke menduar se Nastradini po i premton ryshfet, i ra trup dhe e liroi Nastradinin. Sa mbaroi gjykimi, kadiu iu afrua Nastradinit me shpinë: — Hë, Nastradin, më jep atë që më premtove! tha kadiu. — Jo, or, të paça, nuk të

premtova asgjë, po vetëm të thashë se e ke kokën e rnadhe! — ia bë-ri Nastradini e doli nga gjykatorja pa therrë në këmbë.

MUSHKA ME ZOG Veziri e thirri Nastradinin, ia dha mushkën që ta shëtiste botën për plot tri vjet, por kur t'ia kthejë mushkën, t'ia kthejë me gjithë mëz. Nastradini e mori mushkën dhe u nis i mejtuar. Ai e dinte se mushka nuk lind, por shiste mend rrugës me mushkën e vezirit. — Por ai ma dha me një bisht prapa, u tha ai njerëzve që ishin mbledhur t'ia dëgjonin dreqë-sitë... — Më ka thënë që pas tri vjetësh, t'ia kthej me gjithë mëz! — Po ti e di se mushka nuk pjell! — e gërgatën njerëzit. — E di, por tri vjet janë shumë: ose ngrodh mushka, ose vdes veziri! — tha Nastradini e vazhdoi nëpër botë.

NUK JAM GOMAR UNË! Dëgjoi Nastradini se zabiti(oficeri) turk kishte dalë për të mbledhur gomarë për të kryer punë pasha, dhe siç ishte duke bërë llaf në mes të fshatit, iku dhe u fsheh në shtëpi. Gruaja e pa dhe e pyeti: — Ç'është, or, që je fshehur këtu? — Jam fshehur sepse zabiti po mbledh gomarë! — Po ti nuk je gomar? — ia bëri gruaja. — Ehe, deri sa të marrë vesh pashai se nuk jam gomar, më ngarkon dhjetë herë! — tha ai.

LËRE GJYSMËN TIME — Nastradin, — ia bëri gruaja në mesnatë. — Nuk të vjen turp që unë e përkund djalin gjithë natën e lume? Përkunde edhe ti, se ai nuk është vetëm imi, po bashkë e kemi pergjysmë! — tha ajo e lodhur nga pagjumësia. — E po, ti përkunde vetëm gjysmën tënde! Gjysmën time lëre të qajë! — tha Nastradini e vazhdoi gjumin.

NË XHYBE ISHA UNË Gruaja e hidhur në Nastradinin, një natë ia dha shqelm dhe e rrakadyli deri në fund të shka-llëve. Fqinji që kishte dëgjuar zhurmën e natës, në mengjes e pyeti Nastradinin: — Ç'ishte ajo zhurmë mbrëmë, Nastradin? — Kurrgjë, ebu! Gruaja ime u hidhërua dhe e rrëzoi xhyben time deri në fund të shkallëve! — tha Nastradini. — Dhe një xhybe e vetme të bëjë gjithë atë poterë? — ia bëri fqinji i hutuar. — E po, se në xhybe qëllova edhe unë! — shtoi Nastradini me gjysmë zëri.

A JE RRËZUAR NDONJËHERË? U rrëzua Nastradini nga fiku e ra në dyshek, Shkonin për ta vizituar, e njëri nguli këmbë: — Po, a bie burri në shtrat? A bëhet kështu? Për një të rrëzuar nga fiku të shtrohesh në dyshek! — E ti, a je rrëzuar ndonjëherë nga fiku? — e pyeti Nastradini vizitorin. — Jo, besa kurrë! — gjegji ai. — Këput qafën — ia bëri. Pasi nuk je rrëzuar nga fiku, mos fol, se nuk di ti! — i tha dhe iu mat me shkop.

TË QËLLOJ NË LISTË Fqinji kishte dasmë dhe ai ftoi Nastradinin për t'i bërë listën e dasmorëve, sepse vetëm Nastradini dinte të shkruante në gjithë fshatin. E kur shkoi Nastradini, fqinji dikto e Nastradini shkruaj, po pas secilit e shkmante nganjëherë edhe emrin e vet. Fqinji e kuptoi që emri i Nastradinit përsëritet shpesh dhe e pyeti: — Po, përse e shkruan emrin tënd Nastradin? Fqinjë jemi, dhe ti domosdo do të jesh në dasmë? — E po, dua që rastësisht mos të harroj se jam i ftuar! — tha ai.

Ç'I DUHET MËLÇIA LARASKËS Nastradini hyri në mishtore të blinte mish, po një mik e udhëzoi të blinte mëlçi se është më e mirë për shëndet. Madje ai edhe ia dha një reçetë sesi ta përgatiste mëlçinë. Nastradini po kthehej në shtëpi me mëlçinë në njër dorë e me reçetën në dorën tjetër. Kur, një laraskë, fare papritmas ia rrëmbeu mëlçinë nga dora e fluturoi në qiell. Nastradini, duke shikuar reçetën që i kishte ngelur në dorë, i thirri laraskës: — E po e rrembeve, po të shohim sesi do ta përgatisësh, ti që nuk e ke reçetën po vetëm mëlçinë?!

KUSH GËNJEN MË SHUMË Bënin llafe grup njerëzish e midis tyre ishte dhe Nastradini. Njëri që dallohej për llafet, po fliste: — Një herë, në fshatin tonë, u bë aq ftohtë i madh, saqë macja, duke u hudhur nga pullazi në pullaz, ngriu në ajër dhe mbeti e tillë... — E po, në fshatin tonë erdhi një shqiponjë dhe e mori gomarin tim, e ngriti në qiell... — u. përpoq Nastradini të llafoste edhe ai. — Po ule pak gomarin, Nastradin! — ia priti i pari duke mos ia besuar llafin fare. — Pa e e zbritur edhe ti macen pak më poshtë,as unë nuk e zbres gomarin tim!- ia bëri Nastradini.

FLENË DITËN Nastradini iu ankua fqinjit: — Kam aq shumë halle, saqë nuk më merr gjumi natën! — tha. — Atëherë, ç'bën për gjumë? — pyeti fqinji. — E po, fle ditën! — ia ktheu Nastradini. NDIHMËSI I KADIUT Kadiu që kishte marrë për ndihmës Nastradinin, ishte një përtac i pashoq. Në mesditë, ai i thoshte Nastradinit, që kur ta kërkojnë palët, t'iu thotë se kadiu nuk është në zyrë. Erdhi një fshatar dhe pyeti: - A është kadiu këtu, Nastradin? - Jo, nuk është, ka dalë në pazar! - tha. - A kthehet menjëherë, apo vonohet ai? - pyeti fshatari. - Prit ta pyes! - tha Nastradini e hyri te kadiu.

MOS TË QELBET PESHKU E pyetën Nastradinin: - Përse uji i detit është i njelmët? - Që të mos qelbet peshku! - u përgjigj ai.

MË ZBRITI VETË Nastradini i hipur në gomar i binte përmes fshatit, e po në një çast, gomari u tremb dhe e hodhi poshtë. Fshatarët që e panë, ia plasën gazit. Nastradini u tha: - Përse qesheni? Unë e kisha ndër mend të zbrisja, vetëmse ai më zbriti vetë!

MIRË QË NUK QËLLOVA UNË E shoqja e Nastradinit i kishte vënë rrobat për t'u terur. Natën u bë një si poterë dhe Nastra-dini duke menduar se janë cubat, mori çiften dhe shtiu nga dritarja. Të nesërmën kur dolën, ç'të shohin: në midis të këmishës që terej, ishte hapur një zgavrë e madhe nga predha. - Të plaçin, Nastradin! - ia bëri e shoqja, -Hesht mori, se po të qëlloja

në këtë këmishë, e di ti ç'do të ngjiste me mua? - ia bëri ai i gëzuar.

DY TË FRYRA, NJË TË KALLUR I shkoi njëri myjsafir Nastradinit dhe e shoqja e Nastradinit nxori çorbë për darkë. Mysafiri duke u ngutur, mbushi lugën dhe e rrasi në gojë, po u përvëlua i tëri, dhe që të mos hetonte Nastradini, ai ngriti sytë në tavan - duke fryrë buzët: - Pah, pah, sa të ka kushtuar ky tavan, Nastradin? -Dy të fryra dhe një e përvëluar! - tha Nastradini

EMRI I GJELLËS Mysafiri i Nastradinit ishte gurman i madh dhe ai ngutej në gjellëra, gjë që edhe Nastradini e veneroi. - E si e pati emrin kjo gjellë? - pyeti mysafiri duke mbushur lugën deri në vesh. - Hangapak! - gjegji Nastradini. - E po, sa i shijshëm është ky "hangapak"! tha mysafiri dhe mbushi lugën rishtas.

SI E KAM GOMARIN Nastradini bleu një gomar nga një i largët, dhe ai herifi vinte shpesh në qytet, e përherë vinte te Nastradini, hante drekë ose darkë dhe bënte sikur interesohej për gomarin që ia kishte shitur Nastradinit. Një ditë Nastradini u lodh, e nxori gomarin para derës, e lidhi me krye në hu dhe e mbylli derën. Kur erdhi ai që interesohej për gomarin, Nastradini pyeti: - Kush je ti? - Unë jam ai që ta kam shitur gomarin! - bërtiti ai jashtë. - Çka po do? - e pyeti Nastradini nga brenda. - Desha të pyes si e ke gomarin! - tha ai jashtë. - Te dera e ke dhe pyete vetë! - ia bëri Nastradini.

A E DI EDHE QENI? Nastradini me një mik ecnin rrugës së fshatit. Atë çast nga një shtëpi doli një qen dhe u vërsul në ta me të lehura. Nastradini i tha mikut: - Kthehemi prapa. Ky qen po leh shumë egër dhe kam frikë se na kafshon! - Mos ki f rikë, - ia bëri shoku, - se ti e di si thonë: "qeni që leh, nuk të han!" - Unë e di këtë, - tha Nastradini, - po a e di këtë gjë edhe qeni? - pyeti

GOMARI E KA VËLLA FQINJIN Nastradini bleu një gomar prej fqinjit, po edhe ai kishte një gomar, dhe dy; gomarët tërë ditën grindeshin. Një ditë prej ditësh, gomari i Nastradinit kafshoi gomarin e fqinjit. Fqinji kishte emrin. Hajrudin. Nastradini e ndali gomarin, dhe e qortoi: - Mos gomari im, përse grindesh me gomarin e fqinjit Hajrudin, a di se ti ke vëlla gomarin e tij e edhe atë e ke diçka si akraba?!

PO E LËSHOJ POR NUK PO MË LËSHON! Në një mbrëmje vonë hajni kishte hyrë në shtëpinë e Nastradinit. Djali i Nastradinit ngau pas hajnit dhe pas pak, nga terri thirri të atin: - O baba, e zura kusarin! - thirri djali. - E po, sille këtu! - ia bëri Nastradini nga brenda. - Do ta sjellja, po ky nuk po vjen! - tha djali. - Po, atëherë lëshoje! - i tha Nastradini. - Po, e kam lëshuar unë e, po ky nuk po më lëshon! - bërtiti ai jashitë nga terri.

DELJA S'NA JEP PALLTON Njëherë, kur Nastradini qe nxënës, mësuesi e pyeti: - Ç'na jep delja, Nastradin? - Mishin, qumështin... - Po më? - pyeti mësuesi. - Plehun! - ia bëri Nastradini. - Po më, po më? - pyeti mësuesi prapë. - Edhe brirët, po të ketë... - Po më? - pyeti ai, dhe Nastradini heshti. Mësuesi, për t'ia sjellë ndër rnend se na jep le-shin, i thotë: - Po pallton që e ke veshur, me se e ke bërë? - Atë ma ka bërë nëna nga palltoja e vjetër e babait! - tha vrik Nastradini.

EDHE KËMBA TJETËR ËSHTË PLAKUR! Nastradini kah ngjitej shkallëve, ulet në karrige me një ofshamë të thellë. - Ç'është, Nastradin? - e pyetën njerëzit që qëlluan aty. - Më mbyti këmba, or! - tha ai. - E, mos e ke nga pleqëria? - pyeti njëri që shquhej për mençuri. - Çfarë pleqërie, or! Përse do të plakej vetëm njera këmbë, atëherë? Unë të dy këmbët i kam të vjetra njësoj? - tha Nastradini

PËRSE NUK E VESH SI UNË Një njeri që kishte blerë pallto të re, po ecte pas kalit që e kishte ngarkuar plot. Një çast, barra e kalit mori anën dhe njeri hoqi palltën, e la me një anë, për t'i ngritur barrët, e po . Nastradini shfrytëzoi rastin dhe ia veshi pallton atë çast, pastaj i ndihmoi për t'i rregulluar barrët. Kur i vunë ato për fije, njeriu kërkoi pallton e re që e hoqi pak më parë, por ajo nuk është. - Po, ku më mbeti palltoja e re që e bleva sot? - ia bëri njeriu i hutuar që ngutej për të vazhduar pas kalit. - Ja, pak më parë e zhvesha dhe e lashë këtu! - shtoi ai duke e kërkuar gjithandej. - Nuk është dashur ta zhvishje, mik i dashur, - ia bëri Nastradini, - Është dashur ta mbaje veshur, siç e mbaj unë!

PËRSE S'I MORA PARATË? Nastradinit i kishte mbetur syri në një orë xhepi që e kishte parë te ortari dhe e ëndërronte shpesh të njëtën. Një natë ëndërroi sikur një njeri i panjoiiur e luti: - Do të të jap para apo të ta blej atë orë? - e pyeti njeriu në ëndërr. - Jo, e dua atë orë, të ma blesh sa më parë! - tha Nastradmi në ëndërr, gjithashtu. Kur atë çast i doli gjumi, pa se diçka nuk ishte në rregul! dhe shtoi: - E po, gomari që jam! Përse nuk i mora paratë, së paku!

PUNA E PËRSHESHIT Po udhëtonte Nastradini me një mik të vetin nga fshati në një fshat të largët dhe i mori uri e madhe. Miku u ndal: Phih, sa shumë kam uri! - ia bëri ai. - Po, - ia bëri Nastradini, - e nuk kemi qumësht, po të kishim pasur edhe bukë, do ta bënim përshesh!

LAJE EDHE DJALIN - Qyqja unë, Nastradin, - ia bën e shoqja Nastradinit, - Po e di se çka më ka gjetur? - i ankohet. - Po ç'të ka gjetur, mori? - pyet ai.

QENI HA QERSHI? Nastradini kishte një qershi në mes të arës, e sa herë piqeshin ato, ia hanin kalimtarët, e sidomos fëmijët. Një herë atij iu kujtua që ta lidhte qenin te qershia, por e lidhi keq: e lidhi për degë të qershisë se nuk kishte hu gjëkund, ama degën e shtriu për toke dhe ia vuri një gurë të madh përmtoi. Mirëpo gjatë përpjekjeve që bënte qeni kur vinin njerëz për të ngrënë qershi, guri rrëshqiti e dega u ngrit duke e varë në ajër edhe qenin. Të nesërmen Nastradini e gjeti qenin e ngordhur e të varur për degë, në gjysmë të qershisë. - Shiko qerratain! Unë e lidha për qershi që të m'i ruante frutat, e ai ka

hipur në qershi dhe i ha vetë! - ia bëri ai.

NUK E DINË ROSAT KËTË PUNË Nastradini mori çiften dhe u nis për gjah. E takoi miku në rrugë dhe e pyeti: - Kah je nisur, Nastradin? - Kam marrë gjahun, të vras rosa! - ia bëri ai. - Por ti në çifte nuk ke fishekë fare! - e qortoi miku. - Po ku e dinë rosat a kam a nuk kam unë fishekë! - ia bëri Nastradini dhe vazhdoi rrugën.

PUNA E DHËMBALLËS Nastradinit po i dhimbte dhëmballa dhe doli në rrugë, se vendi vend nuk i zinte. Atë çast e hasi një mik të vetin. - Fort po të dhemb dhëmballa, a? - e pyeti miku. - Shpirtin ma këputi! - ia bëri Nastradini. - Të ishte dhëmballa ime, do ta nxirrja! - e këshilloi miku Nastradinin. - Edhe unë do ta nxirrja po të ishte jotja! - ia bëri Nastradini dhe vazhdoi rrugën duke gjëmuar

GJELI I MOÇËM Nastradini në rrugë takoi kasapin prej të cilit një ditë më parë kishte blerë një gjel dhe i tha: - Ah, ç'gjelin që më shite ti dje! Ishte shumë i moçëm... - Po nga e dite, Nastradin? Gjeli nuk ka dhëmbë! - u përpoq të arsyetohej kasapi. - Nga dhëmbët e mi! Në mos pastë ai, kam unë! - ia bëri Nastradini.

MOS PO E RRUAN KUSH QENIN? Nastradini hyri te berberi dhe ai nisi ta rruante. Ai nuk e kishte mprehur briskun fare, dhe Nastradini mezi duroi e duroi. Kur në një çast, atje jashtë diku, një qen bërtiti, Nastradini tha: - Pa shikoni, or mos po e rruan ndonjë berber atë qen që po bërtet!

SI TË DILET? Nastradini po rrezitej në stom të ujit. Në ata erdhi një kalimtar që kishte mendjen ta truponte ujin dhe e pyeti Nastradinin: - A hyhet në këtë ujë? - Po, hyhet... - ia bëri Nastradini dhe njeriu u rras, por hiq e hiq e kurrqysh të dilte mbatanë. U kthye prapa i dërmuar dhe pyeti Nastradinin: - Po përse bre nuk më tregove se nuk dilet mbatanë? - Paj, ti nuk më pyete; ti më pyete vetëm a hyhet, e të më kishe pyetur a dilet, të kisha thë-në se nuk dilet! - i tha Nastradini.

KËMBËT NUK KANË FAJ Ra në Gjilan Nastradini për të kryer një punë, u soll kot gjith ditën e lume, e punë nuk mbaroi. Rrugës u lodh, i ranë këmbët nga lodhja dhe ktheu në fshat te një fshatar për të fjetur. Pas darke, kur i shtruan shtratin, ai ra mbrapsht: në vend që ta vinte kokën në jastëk, i vuri këmbët dhe kur e pyeti fshatari përse Nastradini tha: - Jo, mirë kam rënë, se këto këmbët kanë hequr nga kjo kokë marrashe! - ia bëri Nastradini.

AQ VLEN TI Një beg po mbytej në ujë dhe rastisi që ta shpëtonte vetë Nastradini. Kur doli begu në stom, pas shumë falënderimeve, nxori një akçe dhe i ofroi Nastradinit për shpërblim që i shpëtoi jetën. - Merre Nastradin. Mos po të duket pak? - pyeti begu. - Jo, or, beg, se ti nuk vlen më shumë! - ia ktheu Nastradini.

BËN VAKI EDHE KJO Njëherë Timuri e thirri Nastradinin dhe e pyeti: - A është e mundur që të fluturojë devja si zog në qiell? - Po, ndodh edhe kjo, lartmadhëri, po më parë duhet të gjendet budallai që do ta besonte, e pastaj t'ia thuash këtë gjë! - tha Nastradini. FUND